# HYRJE

Miqtë e Allahut, janë shprehur se; *"Qëllimi i jetës, është përkryerja shpirtërore për t'u takuar me bukurinë hyjnore"*. Pra, ata kanë theksuar domosdoshmërinë e përpjekjes në rrugën e përkryerjes shpirtërore dhe qëllimin final të jetës njerëzore, që është takimi me bukurinë e Allahut (xhemalullah)[1].

Allahu i Madhëruar, i Cili e krijoi birin e njeriut në formën më të bukur (ahsen-i takuim), në mesin e të gjitha krijesave, dëshiron që të gjitha sjelljet që e mbushin jetën e robit, si morali i tij, adhurimet dhe udhëtimi i tij drejt botës së përjetshme, të realizohet në mënyrën më të bukur. Kjo, sepse Zoti ynë, dëshiron që njeriu, të cilin e ka krijuar si halife (mëkëmbës në tokë), të bëjë një jetë në përputhje me këtë nderim të lartë që i është bërë, dhe në fund, ta shpërblejë atë me xhenetin e përjetshëm

1. Xhemalullah: Bukuria e Allahut; Në një hadith fisnik, thuhet: *"Ju do të paraqiteni para Zotit tuaj dhe do ta shihni Atë (Allahun) ashtu siç e shihni hënën."* (Buhari: 2/52(573); Muslim: 633.)

dhe shikimin e bukurisë së Tij (Allahut). Dhe, arritja e një lumturie të tillë, është e mundur vetëm në sajë të arritjes së një pjekurie (shpirtërore) që meriton xhenetin, që në jetën e kësaj bote. Ndërsa kjo, e bën të domosdoshme edukimin shpirtëror.

Të gjithë pejgamberët, prijësit shpirtërorë dhe dijetarët e mirë, janë përpjekur në mënyrë legjendare për ta shpëtuar njeriun nga robëria e "nefsit emmare" (egos me prirje djallëzore) dhe për ta ngritur atë në një piedestal të lartë, ku mund të bëhet vetëm rob i Zotit. E shprehur ndryshe; për të nxjerrë nga njeriu "i papërpunuar", një njeri të mirë, të sjellshëm e të përsosur, kjo bashkësi liderësh shpirtërorë, ka ndërtuar një sistem edukimi të veçantë, themelet e të cilit mbështeten në Kuranin Fisnik dhe në shembullin më të bukur (usue-i hasene), që është Pejgamberi ﷺ, dhe që ka ardhur deri në ditët tona duke u pasuruar ndër shekuj. Ja pra, ky sistem, ka marrë formë pas "epokës së lumturisë" dhe është bërë i njohur me emrin "Tasavvuf".

Edukimi i tasavvufit, ka vendosur metoda dhe norma morale të ndryshme për ta takuar robin me Allahun dhe për ta bërë atë mik të Tij. Përveç kësaj, ai ka kërkuar që nxënësit e kësaj rruge, të tregojnë respekt dhe kujdes të madh ndaj këtyre metodave dhe normave morale. Shumë prej robërve të aftë që i

plotësojnë siç duhet detyrat e tyre, në sajë të ndihmës dhe mirësisë së Zotit tonë, kanë arritur të fitojnë miqësinë me Të, duke u bërë pjesë e njerëzve më fatlumë.

Çdo udhëtar në rrugën drejt Zotit që dëshiron të arrijë këtë sukses të madh si ata, është i detyruar të tregohet i kujdesshëm në këto çështje:

1. Të rregullojë akiden (sistemin e besimit), në përputhje me akiden e "Ehl-i sunnet ue'l-xhemaat"-it[2].

2. Të mësojë dispozitat ligjore të fesë, si farzet, vaxhibet, sunetet, mendubet, hallallet, haramet, mekruhet dhe të dyshimtat, në përputhje me nevojat; shkurtimisht, të mësojë çështjet e fikhut dhe ilmihalit.

3. Të punojë me ato që mëson.

4. Të pastrojë egon dhe të përsosë zemrën.

Kjo vepër që keni në duar, është shkruar nga mësuesi ynë i nderuar Osman Nuri Topbash, në formën e një udhëzuesi në lidhje me çështjet më të rëndësishme të ngritjes shpirtërore, si dhikri (përmendja e Allahut), meditimi dhe vetëkontrolli. Megjithëse një pjesë e shkrimeve që ndodhen në këtë libër, janë botuar edhe më parë në vepra të

2. **ehl-i sunnet ue'l-xhemaat:** *"Sunitët"*. Këta përbëjnë pjesën më të madhe të myslimanëve në botë dhe përfaqësohen nga katër medhhebe (shkolla juridike), Hanefi, Maliki, Shafii dhe Hanbeli, burimet kryesore të të cilave është Kurani dhe Suneti i të Dërguarit të Zotit, Muhammedit ﷺ.

ndryshme të shkrimtarit, në këtë vepër, ato janë renditur përsëri në bazë të rëndësisë së temës.

Duke përfituar nga rasti, lutemi që Allahu i Madhëruar t'i falë mësuesit tonë të nderuar shëndet dhe mirësi. Gjithashtu, i urojmë lexuesve tanë suksese në udhën drejt Allahut.

**Shtëpia Botuese**
**Progresi**

# TASAVVUFI
# DHE EDUKIMI SHPIRTËROR

Qëllimi i fesë, është t'ia bëjë të njohur njeriut Krijuesin e vet, t'ia bëjë të ditura detyrat dhe përgjegjësitë para Tij dhe t'i ngrejë marrëdhëniet njerëzore në nivelin që kërkon Kurani Fisnik dhe Suneti i Pejgamberit ﷺ, të bazuara mbi drejtësinë, barazinë, paqen dhe qetësinë. Po ashtu, qëllimi i fesë, është; të edukojë njerëz të sjellshëm, të kujdesshëm, shpirtbutë dhe me botë të pastër shpirtërore. E thënë ndryshe, të garantojë që besimtari të përgatitet për miqësinë me Allahun dhe xhenetin e Tij.

Ndërsa synimi i tasavvufit (mistikës islame), është ta bëjë besimtarin të arrijë cilësinë ndjesore dhe pjekurinë shpirtërore për të qenë në gjendje t'i realizojë të gjitha këto specifika. Pra, të formojë një harmoni të përbashkët midis zemrës dhe trupit, me të cilët kryhen veprat.

Tasavvufi, që në Kuranin Fisnik e gjen veten të shprehur në konceptet e "**takua**"-s dhe "**tezkije**"-s, ndërsa në hadithet e pejgamberit, në konceptet e

“**zuhd**”-it dhe “**ihsan**”-it, ndryshe njihet edhe si “dituri shpirtërore”.[3]

Në thelb, tasavvufi është përmirësimi cilësor i botës sonë shpirtërore, duke e çuar atë në një nivel të tillë që të mund të marrë hise nga njohja e Zotit (marifetullah) dhe dashuria ndaj Tij (muhabetullah). Dhe, për rrjedhojë, të mund të arrijë pjekurinë që të meritojë takimin hyjnor.

3. **Takua:** Devotshmëria e lartë e përshkruar nga ndjenja e përgjegj -sisë ndaj Allahut dhe mbrojtja e zemrës duke zbatuar me përpikëri urdhrat dhe ndalimet hyjnore. E shprehur ndryshe, takua, është eliminimi i dëshirave të ulëta të egos dhe nxjerrja në pah e aftësive shpirtërore.

   **Tezkije:** Krahas kuptimit leksikor pastrim, kjo fjalë, përmban edhe kuptime të tjera, si shtim, zhvillim, begatim. Brenda kësaj kornize kuptimesh, fjala tezkije, në thelb shpreh të gjithë ecurinë e edukimit moralo-shpirtëror. Pastrimi i nefsit (egos), është para së gjithash, pastrim nga mohimi (kufri), injoranca, ndjenjat e këqija, bindjet e gabuara, morali i keq, pra, pastrim nga të gjitha llojet e gabimeve besimore (itikadí), moralo-etike (ahlakí) dhe praktike-adhurimore (amelí) që bien në kundërshtim me legjislacionin Islam. Dhe, pas pastrimit e mbrojtjes nga të këqijat, është mbushja e tij me frymë shpirtërore duke e edukuar dhe stolisur me cilësitë e devotshmërisë, si besimi, dituria, urtësia, ndjenjat e mira dhe shprehitë e bukura.

   **Zuhd:** Është humbja e rëndësisë së vaniteteve (e të gjitha gjërat e tjera veç Zotit) që zënë vend në zemër.

   **Ihsan:** Do të thotë që, besimtari, të ndjejë se ndodhet nën vëzhgimin hyjnor dhe sjelljet e tij t’i vazhdojë me këtë ndjenjë. Në një hadith, thuhet: *“Ihsan është të adhurosh Allahun sikur e sheh Atë, sepse edhe pse ti s’e sheh, Ai patjetër që të sheh ty!”* (Buhari, *Iman*, 37; Muslim, *Iman*, 1) Me fjalë të tjera, ihsani ose mirësia, është që shpirti ta kthejë vëzhgimin e Allahut në një gjendje vetëdijeje të vazhdueshme.

Meqë tasavvufi është një dituri që njihet dhe shijohet duke u jetuar, edhe shpjegimi i tij i përkryer brenda mundësive të kufizuara të fjalëve, është i vështirë. Për këtë shkak, miqtë e Allahut i kanë bërë përkufizime të ndryshme kristalit të tasavvufit që reflekton tufa drite të ndryshme nga çdo faqe e tij, duke u bazuar në faqen e cila sheh nga ta. Ndërsa ne, duke parë këto lloj përkufizimesh, mund të kemi vetëm një ide të përgjithshme mbi përbërjen dhe natyrën e tasavvufit. Disa nga këto përkufizime mund t'i radhitim në këtë mënyrë:

- Tasavvufi, është moral i bukur dhe edukatë.
- Tasavvufi, është pastrim i egos dhe purifikimi i zemrës.
- Tasavvufi, është një luftë moralo-shpirtërore pa paqe. Një xhihad i madh me egon.
- Tasavvufi, është sinqeritet.
- Tasavvufi, është orientim në rrugën e drejtë (istikamet).
- Tasavvufi, është pëlqim (riza) dhe nënshtrim (teslimijet).
- Tasavvufi, është një pasqyrë zemre, që do t'ua reflektojë shekujve dhe brezave të ardhshëm gjer në Kiamet, jetën e bekuar të të Dërguarit të Allahut ﷺ. E shprehur ndryshe; të unifikohesh në mënyrë të hapur dhe të fshehtë

me jetën e bekuar të Pejgamberit ﷺ, duke u shkrirë në një dashuri të tejskajshme; të marrësh hise prej frymëzimit shpirtëror të Pejgamberit ﷺ dhe të shkrihesh shpirtërisht me të; të synosh të bëhesh pjesë e hadithit fisnik, *"Njeriu është bashkë me atë që do."*[4], duke u përpjekur të arrish një stil jete të ngjashëm me atë të Resulullahut ﷺ, në adhurime, në bindje, në moral dhe në vepra.

- Tasavvufi, është bukuria e besimit e kombinuar me pasion dhe e adhurimeve dhe sjelljeve të kryera me dashuri.
- Tasavvufi, është arti i arritjes së takuas (devotshmërisë).
- Tasavvufi, është arti i lidhjes së miqësisë me Allahun.
- Tasavvufi, është arti i mosprishjes së ekuilibrit përball baticave dhe zbaticave të jetës.
- Tasavvufi, është arti i të qenit i kënaqur me Allahun në çdo situatë.
- Tasavvufi, është arti i harrimit të ankesave.
- Tasavvufi, është arti i arritjes së moralit të bukur.
- Tasavvufi, është një edukim i lartë dhe i begatë.

4. - Buhari, Edeb, 96; Muslim, Birr, 165.

- Tasavvufi, është mëshirë e dhembshuri ndaj të gjitha krijesave dhe kompensimi i nevojave të tyre nga ana e besimtarit të përkryer shpirtërisht.
- Tasavvufi, është një rrugë që e shpie robin tek Allahu.
- Tasavvufi, është të jetosh i mbushur me dashuri, duke ndjerë në thellësi të zemrës Librin e Allahut dhe Sunetin e Pejgamberit ﷺ.
- Shkurtimisht, tasavvufi, është arti i arritjes tek dashuria e vërtetë.

Edukimi dhe arsimi i vërtetë, është jetësimi i këtyre cilësive të bukura që u përmendën, të shkrira në personalitet dhe karakter.

❀

**Një gjë duhet ditur shumë mirë, se themeli esencial mbi të cilin ndërtohet tasavvufi, janë ligjet e Kuranit Fisnik dhe Sunneti i të Dërguarit të Allahut ﷺ. Nisur nga kjo, zbatimi i Kuranit dhe Sunetit në çdo fushë të jetës sonë dhe shfaqja e identitetit islam në personalitetin tonë, është kushti i parë i kësaj rruge shpirtërore.**

Është e domosdoshme që, akaidi (sistemi i besimit) ynë të përputhet me akaidin e Ehli Sunetit, ndërsa adhurimet, morali dhe veprat tona, të përputhen me ligjet hyjnore (Kuranin). Sa e gjejmë veten,

familjen dhe fëmijët tanë brenda një jete Islame? Ja pra, një vetëllogaritje e tillë duhet të bëhet e vazhdueshme në jetën tonë. Islamin nuk duhet ta harrojmë në asnjë fushë të jetës sonë dhe, distanca midis nesh, Allahut dhe të Dërguarit të Tij ﷺ, nuk duhet të ekzistojë.

Të ruash me kujdes kufijtë e hallallit dhe haramit, të qëndrosh larg të dyshimtave, të kryesh siç duhet të gjitha detyrat dhe të shtosh afrimin ndaj Allahut me adhurime vullnetare, janë procese shumë të rëndësishme në përparimin shpirtëror të botës së zemrës sonë. Në këtë kuadër, edhe ushqyerja me ushqime hallall, është shumë e rëndësishme.

Përveçse me ushqimet shpirtërore që e ushqejnë shpirtin, adhurimet kryhen edhe me fuqinë dhe forcën që merr trupi nga lëndët ushqimore. Ndërkohë që nga ushqimet hallall (të lejuara) në trup reflektohet frymë dhe frymëzim shpirtëror, nga ushqimet haram (të palejuara) që janë e kundërta e të parave, shfaqet shqetësim, ankth dhe indiferentizëm.

Zemrat e bindura, të nënshtruara dhe në paqe me urdhrin e Allahut, bëhen qendra urtësie, dobie dhe frymëzimi. E kundërta e kësaj, zemrat dhe trupat që nuk ruhen prej gjërave haram dhe të dyshimta, kthehen kryekëput në strehën e së keqes dhe në çerdhe imoraliteti.

Abdulkadir Gejlani, Allahu e mëshiroftë, lidhur me rëndësinë e kafshatës në purifikimin e zemrës, shprehet:

*"Shiko biri im! Ushqimi haram e vdes zemrën. Ka kafshata që e ndriçojnë zemrën, por ka të tilla, që e mbysin në errësirë atë. Ka kafshata që të preokupojnë me këtë botë, por ka edhe të tilla ,që të preokupojnë me botën tjetër. Ka kafshata që të bëjnë të përkushtuarin e të dy botëve, por ka të tilla, që të orientojnë edhe kah Krijuesi i kësaj bote dhe i botës tjetër. Ngrënia haram të preokupon me këtë botë dhe t'i bën të dashura kotësitë. Ngrënia mubah (e zakonshme) të preokupon me ahiretin dhe t'i bën të dashura adhurimet. Kurse ngrënia hallall ta afron zemrën te Zoti."*

Ndërsa i nderuari Mevlana, Allahu e mëshiroftë, shprehet:

"Mbrëmë, disa kafshata të dyshimta ranë në stomakun tim dhe ma bllokuan rrugën e frymëzimit!" Kjo, tregon qartë se, aq sa kujdesemi për gjendjen fizike të ushqimit, po aq na duhet të tregojmë kujdes edhe për gjendjen shpirtërore të tij.

**Kushti i dytë i edukimit shpirtëror, është t'i japim më tepër rëndësi, duave, dhikrit dhe istigfarit, me qëllim që ihsani (mirësia) të bëhet pjesë e zemrës dhe mendjes sonë.** Këto kanë

një rëndësi shumë të madhe në pastrimin e nefsit (egos) dhe në purifikimin e zemrës, në kryerjen e adhurimeve dhe nënshtrimin ndaj Allahut me sinqeritet, përkushtim e dashuri dhe, po ashtu edhe në pajisjen e moralit dhe sjelljeve tona me mirësjellje, delikatesë dhe butësi. Gjatë gjithë historisë, kjo ka qenë padyshim edhe një nga metodat e edukimit të pejgamberëve dhe prijësve shpirtërorë.

**Kushti i tretë, është qëndrimi me një prijës shpirtëror, duke marrë pjesë në bisedat e tij, gjë që ndikon shumë në përfitimin dhe frymëzimin shpirtëror prej gjendjes së tij shpirtërore.** Kjo, sepse gjendjet e brendshme janë "ngjitëse". Të qëndrosh bashkë me njerëzit e mirë dhe besnikë, të bën t'u ngjash atyre me kalimin e kohës. Kjo është edhe një nga metodat me të cilat i Dërguari i Allahut ﷺ, i ka edukuar sahabët e vet. Shah Nakshibendi, është shprehur se: *"Metoda jonë, është ajo e bisedave"*, duke e vënë kështu "bisedën" (fetare) në qendër të edukimit shpirtëror.

Bisedat, nuk janë vetëm mbledhje për të lexuar libra apo për të mbajtur ligjërata. Bisedat, janë mbledhje shpirtërore, mbi të cilat zbret frymëzimi, mëshira dhe paqja hyjnore. Në këtë mbledhje, zemrat zbuten dhe shijojnë kënaqësinë shpirtërore të të qenit bashkë me Allahun. Gjithsecili merr një

recetë shpirtërore sipas nevojës së vet. Kënaqësia shpirtërore që ndjehet prej bisedave që bëhen me dashurinë e adhurimit, është e papërshkrueshme.

Ajo që e bën bisedën ndikuese, është "sinqeriteti". Kjo, sepse kuptimi që u ngarkohet fjalëve dhe kalimi i tyre në zemrat e njerëzve, duke ndikuar në pjekjen e personaliteti dhe sjelljeve të tyre, arrihet në sajë të sinqeritetit.

**Kushti i katër i këtij udhëtimi shpirtëror drejt Allahut, është ndjenja e përgjegjësisë dhe e detyrës së sjelljes me dhembshuri dhe mëshirë ndaj robërve të Allahut dhe të gjitha krijesave të Tij.** Gjithsecili e ka për detyrë që sipas mundësive dhe aftësive të veta të bartë në zemër përgjegjësinë ndaj shërbimit (në rrugën e Allahut). Një shërbim i pranuar, do të thotë të kërkosh kënaqësinë e Allahut, duke iu drejtuar krijesave me një zemër të mbushur plot me sinqeritet, mëshirë dhe altruizëm.

Shërbimi, zë një vend shumë të rëndësishëm në rrugën e fitimit të kënaqësisë së Allahut. Nisur nga kjo, njerëzit që merren me shërbim, nuk duhet të pretendojnë ndonjë shpërblim prej atyre të cilëve u shërbejnë, por, për arsye se ata bëhen shkak i fitimit të kënaqësisë së Allahut, ata duhet t'i falënderojnë nga zemra njerëzit të cilëve u shërbejnë.

Nga ana tjetër, shërbimi është një nga metodat

më të rëndësishme të edukimit shpirtëror. Miqësia, bujaria, modestia, altruizmi, sakrifica dhe shumë virtyte të bukura, bëhen pjesë e pandashme e personalitetit njerëzor, vetëm në sajë të shërbimit (për hir të Allahut). Shërbimi luan një rol të veçantë edhe në ruajtjen nga rrëshqitja e këmbëve në rrugën drejt Allahut dhe në përfitimin e ndihmës hyjnore kur robi ka nevojë.

❀

Ekzistojnë shumë metoda dhe rregulla, ndaj të cilave duhet pasur kujdes në rrugën e përparimit shpirtëror. Por këtu, do të ndalemi në metodat dhe rregullat më të rëndësishme.

# I. E FSHEHTA E NATËS dhe KOHA E PARAAGIMIT

Vlera që i ka dhënë Allahu i Madhëruar natës dhe të fshehtat që ka vendosur Ai në të, janë të panumërta. Në lidhje me këtë çështje, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**"Betohem në natën e në gjithçka që ajo kaplon me errësirën e saj!"** (Inshikak, 17)

Sekreti që përmban betimi në këtë ajet, është një dritare hyjnore që i hapet mendjes dhe zemrës sonë me qëllim që të shohin të vërtetat e shumta.

Në përgjithësi, shpalljet hyjnore kanë ardhur gjatë natës. Ëndrrat besnike, të cilat ishin edhe myzhdetë e para të pejgamberisë, janë shfaqur në atmosferën shpirtërore të netëve që falnin frymëzim. Rrezet e Leuh-i Mahfudhit[5] të reflektuara në të ardhmen,

5. **Leuh-i Mahfudh:** [Arb]. Libër, (regjistër, pllakë) i mbrojtur, ku Allahu ka shkruar gjithçka që do të ndodhë prej fillimit të krijimit e deri në fund të tij, në Kiamet. Ndryshe quhet edhe Libri i Kaderit (caktimit). Në një hadith të saktë profetik, thuhet se: *"Gjëja e parë që Allahu*

që quhen “ëndrra hyjnore” dhe që janë si një dhuratë e madhe për ne, janë prej urtësive që shfaqen në gjirin e netëve frymëzuese. Gjithashtu, edhe “Isra” në ngjarjen e Miraxhit, ku Profeti ﷺ, u prit në instancat e larta hyjnore, është një udhëtim nate.

Për besimtarët që kanë arritur pjekurinë e duhur shpirtërore, netët janë një pasuri e veçantë, për shkak të qetësisë dhe frymëzimit që bartin në thellësinë e tyre. Ata që e njohin siç duhet vlerën e kësaj pasurie, hapësirën frymëzuese për t’iu drejtuar Zotit të tyre me qëllim që t’u pranohen duatë, adhurimet dhe përgjërimet për afërsinë me Allahun, e gjejnë në mënyrë të veçantë pas mesit të natës, atëherë kur të gjitha krijesat tërhiqen për të pushuar dhe botën e kaplon një qetësi e thellë.

Për shkak se gjatë natës gjithçka bie në qetësi, robi shpëton prej angazhimeve të kësaj bote dhe fokusohet në udhëtimin drejt Allahut. Për rrjedhojë, këto çaste janë mundësi të papërsëritshme për ata që dëshirojnë të takohen me Allahun.

Koha e paraagimit, është çasti i një ftese të veçantë të Allahut drejtuar robërve të Tij. Prandaj, duhet që robi ta konsiderojë si mirësi këtë ftesë

*ka krijuar është lapsi. Pastaj Ai i tha atij: “Shkruaj!” Ai (lapsi) tha: “Çfarë të shkruaj?” –Allahu tha: “Shkruaj përcaktimet e çdo gjëje deri sa të bëhet Kiameti.”* (Ahmedi, 5/317.)

prej Zotit të tij dhe ta presë atë me falënderim e mirënjohje. Gjallërimi i kohës së paraagimit, është treguesi i dashurisë dhe respektit të veçantë që robi ndjen ndaj Zotit të tij.

Në lidhje me kalimin zgjuar të netëve dhe agimeve, Zoti u drejtohet robërve të Tij fatlumë të cilët i lavdëron duke thënë se, për shkak se i druhen zemërimit hyjnor ata do të meritojnë mirësi të përjetshme, si qëndrimi në krye të burimeve të xhenetit:

“**Ata të bindurit flenë pak netëve dhe, në kohën e agimit, vazhdojnë me pendesë!**” (Dharijat, 17-18)

“(Robërit e Mëshiruesit që) **E gdhijnë natën duke qëndruar në këmbë dhe duke rënë në sexhde para Zotit të tyre!**” (Furkan, 64)

Namazi dhe dhikri gjatë natës, ka pothuajse të njëjtin kuptim sikur të takohesh e të bisedosh vetëm për vetëm me Allahun e Madhëruar. Koha e paraagimit, duhet të gjallërohet me një dashuri të atillë, saqë frymëzimi i saj shpirtëror të reflektohet edhe gjatë gjithë ditës. Të jesh zgjuar ndërkohë që të gjithë flenë dhe të hysh në atmosferën e mëshirës së Allahut të Lartësuar, do të thotë të bëhesh prej robërve të veçantë të cilët përfshihen në odën e dashurisë dhe mëshirës së Allahut të Madhëruar.

Nëse besimtari arrin ta përdorë natën në mënyrë të dobishme dhe përfiton nga frymëzimi shpirtëror i dhikrit, nata i bëhet më e ndriçuar dhe më e dobishme se dita. Kurse nata e padobishme dhe e robëruar me gjumë, është një humbje e pafrytshme dhe e pazëvendësueshme, si shiu që bie mbi gur, det dhe shkretëtirë.

Atraksioni dhe enigmat e tablosë me bukuri të pashoqe të natës, bëhen të qarta për ata që e kalojnë atë duke u thelluar në adhurime dhe meditime. Bota e zemrës së robërve që e arrijnë këtë të fshehtë, zgjerohet sa toka dhe qiejt, dhe mbështillen në rrobën e njohjes shpirtërore të Allahut.

Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Brenda natës ekziston një kohë, që nëse një mysliman qëllon t'i lutet Allahut për një mirësi të kësaj bote apo të botës tjetër, Allahu do t'ia japë patjetër atë që kërkon. Kjo kohë, është në të gjitha netët."* (Muslim, Musafirin, 166)

Njëherë, e pyetën Hasan Basriun, (Allahu e mëshiroftë):

"- Përse fytyra e atyre që falin namaz nate është e bukur dhe shndritshme?"

Ai u përgjigj:

"- Sepse ata kanë qëndruar vetëm për vetëm me Rrahmanin..."

Në saj të këtij qëndrimi, të dashuruarit e arrijnë mëngjesin me mallëngjim dhe dashuri të pashoqe, pa e kuptuar se si ka kaluar nata.

Lidhur me vlerën e natës në kuptimin e urtësive dhe të vërtetave hyjnore, i nderuari Bajezid Bistami, ka thënë:

*"Mua nuk më është zbuluar asgjë (urtësi) pa mu bërë netët ditë."*

Gjithashtu, edhe Hasan Basriu, në lidhje me humbjen adhurimit të natës, shprehet:

*"I zhyturi në gjynahe, e ka të vështirë të ngrihet në adhurimin e natës."*

❀

Njerëzit e zemrës të cilët e perceptojnë të fshehtën shpirtërore të netëve, e dinë se ata që nuk përfitojnë prej frymëzimit shpirtëror të netëve, gdhihen të lodhur e të mpirë dhe privohen nga begatia e ditës. Për njerëz të tillë që nuk e dinë vlerën e natës, është e pamundur të mendojnë për vlerën e ditës. Për rrjedhojë, çdo njeri që dëshiron të arrijë mirësinë e mëngjesit, është i detyruar ta përdorë natën në mënyrë të dobishme, në rrugën e hyrjes në atmos-

ferën e shfaqjeve hyjnore dhe shpirtërore.

Lidhur me këtë, i Dërguari i Allahut ﷺ, ka thënë:

*"Namazi më i vlefshëm pas farzit (të detyrueshmit), është namazi i natës."* (Muslim, Sijam, 202-3; Tirmidhi, Meuakit, 207)

Po ashtu, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Erdhi Xhebraili عليه السلام dhe tha: «...Padyshim se, nderi (vlera) i besimtarit, është në namazin e natës (tehexh-xhudit)...»"* (Xhem'u'l-Feuaid, I. 335)

Amr bin Abese رضي الله عنه, tregon:

E pyeta Resulullahun ﷺ: "- O i Dërguar i Allahut! A ka ndonjë kohë, e cila është më e vlefshme se të tjerat nga aspekti i afrimit me Allahun?"

Ai u përgjigj: "- Po, koha kur Zoti është më afër robit të Tij, është mesi i pjesës së fundit të natës. Nëse ke mundësi të bëhesh prej atyre që e përmendin Allahun në atë orë, bëhu! Sepse namazi (në atë kohë), është i dëshmuar (nga melekët)." (Nesai, Meuakitu's-Salat, 35)

Ta shohësh jetën brenda periodave ditë-natë, është një madhështi dhe tablo mësimdhënëse shumë e veçantë. Nëse një besimtar e shpenzon gjithë natën në gjumë duke u privuar nga frymëzimi hyjnor, pra i

flijon netët për hir të gjumit, i ngrirë si një bust, është me të vërtetë një humbje e madhe. Kjo, sepse ne jemi udhëtarë të botës së përtejme dhe, kënaqësitë e përkohshme që zotërojmë, një ditë do të na merren nga duart. Nëse ne e jetojmë jetën e kësaj bote, e cila vjen e ikën si reja e verës, pa shqetësimin më të vogël për jetën tjetër, kjo nuk është asgjë tjetër veçse një konceptim i ditës pa mbrëmje.

❀

I Dërguari i Allahut ﷺ, ka dëshiruar që falja e namazit të natës (tehexh-xhudit), i cili është një nga elementet më të rëndësishme të përparimit shpirtëror, të kryhet nga i gjithë ummeti i tij. Së pari, porositë në lidhje me këtë çështje i filloi me të afërmit e tij. Prandaj, një natë trokiti në derën e Aliut dhe Fatimes رضي الله عنهما dhe u tha:

*“- A nuk do të falni namaz?”,* duke i këshilluar me këmbëngulje që të përfitojnë nga begatia shpirt-ërore e natës.

Po ashtu edhe disa sahabëve të tij, u ka thënë:

*“Bëni kujdes! Mundohuni të ngriheni natën! Sepse kjo është tradita e njerëzve të devotshëm para jush dhe mënyrë për t’u afruar tek Allahu. (Ky adhurim) Të ndalon nga gjynahet, është shpa-*

*gim për gabimet dhe eliminon problemet e trupit.”* (Tirmidhi, Deavat, 101/3549) Në këtë mënyrë ai i ftonte ata të jenë të zgjuar në agim.

Këto informacione që ka dhënë Kadi Bejdavi, Allahu e mëshiroftë, tregojnë se si kanë përfituar sahabët fisnikë prej netëve:

“Kur pesë kohët e namazit u bën farz, ndërsa namazi i natës sunet për umetin, Resulullahu ﷺ, doli natën prej dhomës së tij të bekuar për të kontrolluar sahabët. Kur po kalonte midis shtëpive të tyre, ai ndjeu se ato gumëzhinin si koshere bletësh nga këndimi i Kuranit dhe dhikrit.”[6]

Allahu i Madhëruar, në lidhje me çështjen e adhurimeve nafile (vullnetare), u ka dhënë shumë mirësi robërve të Tij. Një prej tyre është se; nëse robi e bën zakon një vepër dhe qëllon që për çfarëdolloj arsyeje nuk arrin ta kryejë, Allahu i Madhëruar e shpërblen atë njeri njësoj sikur ai e ka kryer.

Në një hadith fisnik, thuhet:

*“Nëse dikush nuk arrin ta kryejë një adhurim nafile (vullnetar) për shkak të ndonjë sëmundjeje apo udhëtimi, atij i shkruhet sevapi i veprës që bënte kur ishte në shtëpi dhe i shëndetshëm.”* (Buhari, Xhihad, 134; Ahmed, IV, 410, 418.)

6. - Enuaru’t-Tenzil, IV, 111.

Po ashtu, edhe ky ajet fisnik, e shpreh më së miri këtë fakt:

**"Përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira; ata do të kenë shpërblime të pandërprera."** (Tin, 6)

Komentuesit e Kuranit, kanë nxjerrë këto kuptime prej këtij ajeti fisnik:

Nëse një besimtar që zakonisht i kryen gjithmonë adhurimet nafile, nuk arrin t'i kryejë ato gjatë kohëve të vështira të udhëtimeve, gjatë sëmundjeve ose në pleqëri, Allahu i Madhëruar i fal atij të njëjtat sevape (shpërblime) sikur t'i ketë kryer ato. Kur trupi i tij nuk arrin të funksionojë më, madje edhe pasi të ketë ndërruar jetë, në sajë të mirësisë së Allahut, shpërblimi i atij adhurimi vazhdon pafundësisht.

❀

Netët, janë kohë sakrifice, për të qenë i vetmuar në prezencën hyjnore me dashuri dhe pasion, duke i braktisur shtretërit e ëmbël e të butë vetëm për hir të kënaqësisë së Allahut të Madhëruar. Prandaj, namazet që falen natën pa pasur asnjë lloj detyrimi, bartin një rëndësi të madhe në aspektin e afrimit me Allahun. Nisur nga kjo, aq sa e fortë të jetë dashuria dhe pasioni hyjnor në zemra, po aq dëshirë dhe kujdes tregohet ndaj namazit të natës.

I Dërguari i Allahut ﷺ, falte namaz nate derisa i ënjteshin këmbët. Kur e pyetën:

"- O Resulullah! Përse e lodhni kaq shumë veten, ndërkohë që Allahu i Madhëruar ka njoftuar në suren el-Feth se ju ka falur plotësisht?"

Ai u përgjigj:

*"- A mos të bëhem një rob falënderues?"* (Buhari, Tehexh-xhud, 6.)

Për shkak se gjallërimi i netëve nuk është edhe aq i lehtë, duhet bërë kujdes në disa çështje. Në lidhje me këtë, përveç dëshirës së flaktë për adhurimin e natës, është e domosdoshme që ushqimet, sidomos ai i mbrëmjes të jenë të lehta dhe të flihet herët. Për këtë arsye:

"Pejgamberi ﷺ, e ndalonte fjetjen para namazit të jacisë dhe bisedat (e padobishme) pas tij." (Buhari, Meuakitu's-Salat, 23.)

Përjashtim në çështjen e fjetjes herët ose vonë, bëhet vetëm për shkaqe të shërbimit në rrugë të Allahut, kur fjetja vonë nuk e pengon gjallërimin e natës dhe shkaqe të tjera të ngjashme. Kjo bëhet për shkak që të eliminohet vështirësia e ngritjes në namazin e natës dhe për të qenë të vendosur e të vullnetshëm në aspektin e zgjidhjes së nyjave të shkujdesjes që shejtani lidh në qafën tonë bashkë

me gjumin. Në një hadith fisnik, thuhet:

*"Kur dikush prej jush fle, shejtani i lidh tre nyja në pjesën e qafës. Dhe, në secilën prej nyjave thotë: «Një natë e gjatë qoftë mbi ty (fli)!». Kur zgjohesh dhe përmend Allahun, zgjidhet një prej këtyre nyjave. Kur merr abdes, zgjidhet e dyta. Dhe kur fal namazin, zgjidhen të gjitha nyjat. Për rrjedhojë, në mëngjes ngrihesh i freskët dhe me moral të mirë. Përndryshe, (nëse nuk i bën këto), ngrihesh i dembelosur dhe me humor të keq."* (Buhari, Tehexh-xhud, 12)

Kur dikush i tha Ibrahim bin Ed'hemit:

"Unë nuk ngrihem dot në adhurimin e natës, më trego një zgjidhje." Ibrahim bin Ed'hemi i dha këtë përgjigje:

"Mos bëj gjynah ndaj Allahut ditën, që Ai të të ngrejë ty natën. Të jesh në prezencë të Allahut natën, është nderi më i lartë. Gjynahqarët nuk e meritojnë këtë nder!"

❀

Për të përfituar nga nata, fillohet me istigfarin (kërkimin e faljes) dhe vazhdohet me thellim në ndjenjën shpirtërore të teuhidit (njësimit të Allahut), të salavateve fisnike dhe të dhikrit. Dhikri i kohës së paraagimit, pra, takimi i robit me Zotin e tij,

është një mundësi e papërsëritshme dhe një nevojë e paneglizhueshme nga pikëpamja e gjallërimit të zemrës. Kjo, sepse siç ka nevojë trupi ynë për ushqim material, ashtu ka nevojë edhe shpirti ynë për ushqim shpirtëror. Allahu i Madhëruar, dhikrit në kohën e paraagimit, i jep më shumë vlerë se sa dhikrit që bëhet në kohë të tjera.

# II. PËRKUJTIMI I RREGULLT I ALLAHUT

Përkujtimi (dhikri) i Allahut në mënyrë të rregullt që bëhet në kohën e paraagimit, pra qëndrimi i vazhdueshëm i zemrës bashkë me Zotin e saj, është shumë i rëndësishëm në aspektin e gjallërimit të zemrës. Miqtë e Allahut, janë shprehur se, kush nuk e praktikon dhikrin në mënyrë të rregullt, në zemrën e tij nuk mund të hyjë frymëzimi hyjnor dhe nuk lindin ndjenja të larta shpirtërore.

Elementi kryesor mbi të cilin janë ndërtuar të gjitha dhikret, është besimi i drejtë, një jetë adhurimi e përkushtuar dhe përvetësimi i jetës shembullore të Resulullahut ﷺ, e cila na është ofruar si modeli më i mirë për jetën tonë.

Allahu i Madhëruar, ia ka prezantuar Veten e Tij të gjitha qenieve të gjalla e jo të gjalla dhe, i ka ngarkuar ato me një dhikër të vazhdueshëm. Për këtë arsye, të gjitha qeniet e njohin dhe e përmendin (madhërojnë) Zotin në përputhje me krijimin e tyre.

Lidhur me këtë, Muhjiddin Arabiu, Allahu e mëshiroftë, shprehet:

“Të gjitha qeniet e përmendin Allahun në mënyrën e tyre të veçantë. Mirëpo, në këtë pikë, qeniet janë në nivele të ndryshme:

Ndër të gjitha krijesat, qeniet jo të gjalla (pajetë) janë më larg indiferencës (gafletit), sepse ato janë të pavarura nga nevoja të tilla, si ushqimi, pija, frymëmarrja etj. Pas qenieve të pajeta, vijnë bimët, të cilat kanë disa nevoja. Në bazë të një ligji hyjnor, ushqimet që marrin prej tokës, ujit dhe diellit, ato i kthejnë në lule shumëngjyrëshe, gjethe dhe fruta. Më pas, vijnë kafshët, funksionet jetësore të të cilave janë më të zhvilluara se të bimëve. Për rrjedhojë, edhe nevojat e tyre janë më të shumta. Mirëpo, nevojat e njeriu nuk kanë të mbaruar. Uni i tij, iluzionet egoiste dhe lakmia për mirësi të kësaj bote, e shtyjnë atë vazhdimisht në indiferentizëm.”

Të mund ta perceptosh në kuptimin e vërtetë të fjalës misterin dhe urtësinë në faqet e gjithësisë, është diçka që varet nga thellimi në botën e zemrës. Një besimtar që mund ta shohë tokën dhe qiellin me syrin e zemrës, e ndjen se zemra e tij mbushet me një ndjenjë shumë të veçantë. Kurani Fisnik, na bën të ditur se, Krijuesin e Madhërishëm e përmend çdo gjë në qiej e në tokë, që prej grimcës më të vogël e deri tek trupi më i madh. Për rrjedhojë, në ajetet

fisnike, bëhet e ditur se qiejt, toka, malet, pemët, bari, dielli, hëna, yjet, rrufeja, kafshët, gurët, madje edhe hijet që bien në tokë, i bëjnë sexhde (përulen) Allahut në mëngjes dhe në mbrëmje:

**"Allahut i përulet në sexhde gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë, me hir a me pahir, si dhe hijet e tyre i përulen në mëngjes dhe në mbrëmje."** (Rra'd, 15)

**"A nuk e vërejnë ata se si të gjitha ato që i ka krijuar Allahu, e sjellin hijen e tyre djathtas e majtas, duke i rënë në sexhde Allahut dhe duke iu përulur?"** (Nahl, 48)

Ajetet fisnike shpalosin para nesh një tablo jashtëzakonisht madhështore. Sexhdet në këtë tablo, bëhen të dyfishta me pjesëmarrjen e hijeve. Pra, dy sexhde në të njëjtën kohë; një sexhde e krijesës dhe tjetra e hijes së saj... Çdo grimcë e gjithësisë, me hir apo me pahir, së bashku me gjithë të tjera ka rënë në sexhde për të adhuruar Zotin dhe është përkushtuar në kryerjen e detyrës së saj para Krijuesit...

Ndërsa indiferentët (të pavetëdijshmit) që përvetësojnë zota të tjerë përveç Allahut, nuk e dinë aspak se, i gjithë krijimi, deri tek hija e atyre sendeve që i kanë kthyer në idhuj, i drejtohet Atij Allahu që ata e mohojnë dhe i binden ligjit që Zoti ka vendosur për të gjithë universin! Sa mashtrim dhe humbje e madhe është kjo!

Po ashtu, në ajetet fisnike përshkruhet një skenë e përbërë prej hijeve, sendeve, gjallesave dhe melekëve. Të gjitha këto, e kryejnë detyrën e tyre me pasionin dhe përkushtimin e adhurimit ndaj Allahut. Ndërsa mjerimi i largimit nga adhurimi i Allahut dhe mosbindja ndaj urdhrit të Tij, është diçka që i përket vetëm indiferentëve prej bijve të Ademit. Përulja e të gjitha krijesave, madje edhe hijeve të tyre ndaj Allahut, që përshkruhet në ajetet fisnike, u përplaset në fytyrë këtyre indiferentëve në mënyrë tallëse.

Nëse me të vërtetë shohim përreth nesh me syrin e urtësisë për të marrë mësim, do ta kuptojmë rënien e qiellit mbi tokë, shtrirjen e tij drejt thellësive të horizonteve dhe sexhden e veçantë të maleve. Sa bukur e shfaqin atë rënie emocionuese sexhdet e hijeve të pemëve, të luleve dhe barit, të kafshëve dhe të njeriut, të cilat bien në tokë sa nga e djathta në të majtë! Sikur toka të ishte sixhadeja e hijes së çdo krijese. Po ashtu, edhe fenomeni i shiut, duket si një vajtim qiellor, ndërsa bubullimat që kërcasin menjëherë pas vetëtimave, duken si hakërrimat ashiqare që gufojnë nga gjiri i qiellit.

Sa udhëzuese të mrekullueshme janë për një zemër të ndjeshme, gjendjet e krijesave në tokë e në qiej! Që prej përgjërimeve të zemrave sa një majë gjilpëre të insekteve më të vogla, e deri tek hungërima e kafshëve gjigande e madhështore, gjithçka është shfaqje e fuqisë hyjnore.

Sa dhikër emocionues është për zemrat e ndjeshme, melodia vajtuese që rrjedh prej zemrave sa një bulëz të bylbylave, "hu-hu"-të që përhapen prej kumrive dhe "lek-lek"-ët e lejlekëve! Allahu i Madhëruar, në një ajet fisnik shprehet:

**"A nuk e sheh ti se, në të vërtetë, Allahut i përulen në sexhde ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, edhe Dielli, edhe Hëna, edhe yjet, edhe malet, edhe drurët, edhe kafshët dhe shumë nga njerëzit?.."** (Haxhxh, 18)

Siç shihet, krijesat, madje edhe ato të pajeta, janë gjithmonë në gjendje adhurimi ndaj Allahut. Sa keq, që një pjesë e njerëzve do të meritojnë dënimin për shkak të qëndrimit indiferentë ndaj dhikrit (përmendjes) të Allahut. Me të vërtetë, çdo gjë në gjithësi, që prej grimcës më të vogël e deri tek trupi më i madh, e njeh Krijuesin e saj. Madje edhe zogjtë e dinë adhurimin dhe përgjërimin e tyre, ndërsa malet dhe lumenjtë vazhdimisht e përmendin dhe e madhërojnë Allahun. E kur gjendja është e tillë, dhe njeriu nuk zgjohet as përballë këtij programi të jashtëzakonshëm të dhikrit, madhërimit dhe adhurimit që bën i gjithë universi Allahut, por përkundrazi qëndron indiferent ndaj përmendjes së Krijuesit, i vakët e i vrenjtur, atëherë, kjo është një humbje e hidhur e cila nuk përputhet me ndjenjat e vërteta njerëzore.

Padyshim se rruga e miqësisë hyjnore, është që robi të mos e harrojë Zotin e tij. Besimtarët që zotërojnë urtësi, nga cilado anë që të hedhin vështrimin, shohin dritën e dhikrit të Tij dhe çfarëdo gjëje t'u venë veshin, dëgjojnë melloditë e madhërimit të Tij.

Aq sa ne e përmendim Zotin tonë në jetën e kësaj bote, aq nivel të lartë do të arrijmë në takimin hyjnor në botën tjetër. Mënyra për të jetuar me ndërgjegje të pastër, për të vdekur me besim dhe për të arritur paqen dhe rehatinë e përjetshme, është të mos e harrojmë Zotin. Kjo, sepse siç shprehet edhe ajeti fisnik: "**Zemrat arrijnë qetësinë** (e vërtetë) **vetëm me përmendjen e Allahut.**" (Ra'd, 28)

Jeta e atij që harron Zotin e tij, shkon dëm dhe humbet në vorbullën e indiferencës. Dhe prej kësaj indiference, ai zgjohet vetëm me anë të vdekjes. Mirëpo, atëherë çdo gjë do të ketë mbaruar dhe ai do të ketë rënë në një humbje të madhe.

Në një ajet fisnik, urdhërohet:

"**Mos u bëni si ata që e harruan Allahun, kështu që Ai i bëri të harronin vetveten! Pikërisht ata janë të pabindurit** (ndaj Allahut)**.**" (Hashr, 19)

❀

Ta përmendësh Allahun, pa dyshim që nuk do të thotë vetëm të përsërisësh fjalën "Allah". Vetëm

atëherë kur dhikri (përmendja) zë vend në qendrën e aftësisë së ndjenjave, që është zemra, ai bëhet faktor i ngritjes së nivelit të qëllimeve dhe veprave tona. Pikërisht, një dhikër i këtij niveli, tregon se robi është besnik ndaj aktit (marrëveshjes) që ka lidhur me Allahun e Madhëruar në Bezm-i Eleste[7], duke thënë; **"Po! Ti je Zoti ynë!"**, dhe se po me këtë besnikëri nuk do ta harrojë kurrë Zotin e tij.

Shërbyesi i Pejgamberit ﷺ, Uakidi ؓ, transmeton se Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Kush i bindet Allahut, azze ue xhel-le, dhe tregon kujdesin e duhur ndaj urdhrave dhe ndalesave të Tij, (do të thotë se) e ka përmendur Atë; edhe nëse namazet, agjërimet dhe leximin e Kuranit (në mënyrë vullnetare) mund t'i ketë të pakta! Mirëpo, kush nuk i bindet Allahut (nuk i braktis gjynahet), (do të thotë se) nuk e ka përmendur Atë; edhe nëse namazet, agjërimet dhe leximin e Kuranit (në mënyrë vullnetare), mund t'i ketë të shumta!"* (Hejthemi, II, 258.)

Për shkak të rrezikut të madh që ka qëndrimi indiferent ndaj përmendjes së Allahut të Madhëruar, Ai i ka paralajmëruar shumë herë robërit e Tij në

7. **Bezmi Elest;** (Mbledhja e shpirtrave në paraekzistencë-eternitet): Në botën e shpirtrave, Allahu i Lartë i pyeti shpirtrat: **"A s'jam unë Zoti juaj?"** dhe shpirtrat iu përgjigjën: **"Po, ti je Zoti ynë!"**, duke pohuar hyjnitetin e Allahut, Zotit të gjithësisë. Shih. Kur'ani, A'raf, 172.

lidhje me këtë çështje. Kjo, sepse rruga e shpëtimit të zemrave besimtare nga ngurtësia e indiferentizmit dhe pajisja e tyre me ndjesitë që do t'i bëjë të fitojnë kënaqësinë hyjnore, kalon nga dhikri i vazhdueshëm. Dhe kjo, nuk është e mundur të arrihet vetëm për një periudhë apo për një stinë, por në sajë të bartjes së vetëdijes së dhikrit të Allahut gjatë gjithë jetës në çdo frymëmarrje. Vetëm në këtë mënyrë mund të arrihet zgjimi shpirtëror.

Nisur nga kjo, duke hyrë në atmosferën e një dashurie të pakufishme ndaj Zotit tonë, duhet të përpiqemi të arrijmë një gjallëri shpirtërore të cilën nuk mund ta lëkundin lakmitë dhe interesat e përkohshme të kësaj bote, sepse ata që dashurojnë, i mbajnë gjithmonë në zemra të dashurit e tyre dhe kurrë nuk i heqin nga mendja.

Në një hadith kudsi, në lidhje me dhikrin dhe vlerat e kuvendeve të dhikrit, thuhet:

*"Allahu i Madhëruar urdhëron: Unë e trajtoj robin Tim sipas pandehmës së tij për Mua. Kur ai më përmend, Unë jam bashkë me të. Nëse se ai më përmend brenda vetes, edhe Unë e përmend. Nëse ai më përmend midis një grupi njerëzish, Unë e përmend atë midis një grupi më të mirë se ai!"* (Buhari, Teuhid, 15.)

I Dërguari i Allahut ﷺ, iu drejtuar sahabëve të tij dhe i pyeti:

*"A t'ju tregoj se cila prej veprave tuaja është më e pastër para Allahut, cila është grada më e lartë për ju, cila është më e dobishme për ju se dhënia e arit dhe argjendit dhe cila është më e dobishme se ta vrisni armikun ose t'ju vrasë ai kur të përballeni me të?"*

Ata u përgjigjën:

"- Na e trego, o i Dërguari i Allahut!"

*"- Është përmendja e Allahut!"* - tha i Dërguari i Allahut ﷺ. (Tirmidhi, Deavat, 6.)

Përmendja (dhikri) e Allahut mund të bëhet edhe individualisht, edhe në grup. Njëherë, Muauije ؓ, u afrua pranë një grupi njerëzish të mbledhur në formë rrethi në një skaj të xhamisë dhe i pyeti:

- Pse jeni mbledhur këtu?

- U mblodhëm për ta përmendur Allahun!"

Ai i pyeti përsëri:

- Për hir të dashurisë së Allahut, më thoni! A jeni ulur këtu vetëm për ta përmendur Allahun?

- Po, jemi ulur vetëm me këtë qëllim! - i thanë ata.

Atëherë, Muauije ؓ, u tha:

- Unë nuk u betova sepse nuk i besova fjalës suaj. Nuk ka pasur më afër se unë tek i Dërguari i

Allahut ﷺ, që të ketë transmetuar më pak hadithe se unë. Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ, pati shkuar pranë një grupi sahabësh të ulur në formë rrethi dhe i pati pyetur:

*"- Pse jeni ulur këtu?"*

Ata i qenë përgjigjur:

- Jemi ulur për ta përmendur dhe falënderuar Allahun që na ka nderuar me Islamin!

Atëherë i Dërguari i Allahut ﷺ, u tha:

*"- Për hir të dashurisë së Allahut, më thoni! A jeni ulur këtu vetëm për ta përmendur Allahun?"*

- Po, - i qenë përgjigjur sahabët, - vallahi, për këtë qëllim jemi ulur!"

Pas kësaj i Dërguari i Allahut ﷺ, u tha:

*"Unë nuk u betova sepse nuk ju besova, por thashë kështu sepse më erdhi Xhebraili e më tha se, Allahu i Lartë krenohet me ju para engjëjve!"* (Muslim, Dhikr, 40.)

Në çështjen e edukimit shpirtëror, i Dërguari i Allahut ﷺ, i mësonte shokët e vet me dhikir, sipas mundësive të secilit. Biseda mes tij dhe Ummu Hanit رضي الله عنها, është nga shembujt më të bukur të kësaj:

E bija e Ebu Talibit, Ummu Hani رضي الله عنها, iu drejtua të Dërguarit të Allahut ﷺ, dhe e pyeti:

“- O i Dërguari i Allahut! Unë u plaka dhe u dobësova. A mund të më këshillosh një adhurim që të mund ta bëj ulur në vend?”

I Dërguari i Allahut ﷺ, i tha:

*“- Thuaj: Njëqind herë “subhanallah”, njëqind herë “elhamdulil-lah” dhe njëqind herë “la ilahe il-lallah”!”* (Ibn Maxhe, Edeb, 56; Ahmed b. Hanbel, Musned, VI, 344.)

Ashtu siç ka nevojë trupi ynë për ushqimin material, edhe shpirti ynë ka nevojë për ushqimin shpirtëror, që ta njohë Krijuesin dhe ta adhurojë Atë. Ashtu si ushqimet materiale, që përhapen deri në kapilarët më të hollë dhe vazhdojnë t’i japin jetë trupit, është e domosdoshme që edhe përmendja e Allahut, e cila është një ushqim shpirtëror, të zërë vend në të gjitha qendrat e ndjesive shpirtërore me qëllim që besimtari të zgjohet e të vetëdijesohet. Mënyra për të vdekur me besim dhe për të arritur gëzimin dhe lumturinë hyjnore, është dhikri i vazhdueshëm.

Po ashtu, edhe kryerja e dhikrit me ndërgjegje të pastër, është jashtëzakonisht e rëndësishme. Kjo është dhe urtësia që miqtë e Allahut, në përgjithësi e kanë filluar dhikrin me teube (pendim) dhe istigfar (kërkim faljeje).

## a. Teube dhe Istigfar

Teube, do të thotë kthim tek Allahu. Ky, është vetëdijesimi i një robi që e ka harruar Allahun ose ka qenë indiferent ndaj Tij, në lidhje me rrugën e gabuar ku ka hyrë, kthimi i fytyrës nga Zoti i tij dhe kërkimi i faljes. Një robi të tillë, i digjet zemra përbrenda me një pendesë të thellë, dhe mes lotëve të ngrohtë ia hap atë (zemrën) Zotit të tij. Ja pra, kjo djegie dhe pendesë, është "**teube**". Ndërsa përgjërimi, që më pas rrjedh prej zemrave për të kërkuar falje, është "**istigfar**".

Duke filluar që nga Pejgamberët, të gjithë të dashurit e Allahut, njerëzit e mirë dhe besnikë, i janë lutur e përgjëruar gjithmonë Zotit, në ngushticë dhe bollëk, në hidhërim dhe gëzim. Nuk mund të mendohet ndonjë njeri që të jetë i panevojshëm për lutje dhe pendesë. Dhe, për shkak se në thelb, lutja dhe pendesa përmbajnë kuptimin e një pendimi dhe përgjërimi të brendshëm, ato janë mjetet më të rëndësishme të afërsisë me Allahun.

Edhe sikur të mos kemi gjynahe, falënderimi për mirësitë hyjnore, është jashtë fuqisë sonë. Nga ky aspekt, kërkimi i faljes me ndjenjën e dobësisë, është një nga domosdoshmëritë e devotshmërisë. Kur e soditim botën me syrin e zemrës, shohim se të gjitha krijesat shprehin dobësinë e tyre para se të falënderojnë për mirësitë hyjnore. Nisur nga kjo,

për birin e Ademit, i cili zotëron vullnet dhe që për shkak të përdorimit të këtij vullneti është e pamundur të qëndrojë larg gabimeve, istigfari (kërkim i faljes) është hapi i parë që do të hidhet në rrugën drejt afrimit me Allahun.

Ibn Omeri ﵁, ka thënë:

“Gjatë një mbledhjeje, numëruam që Profeti ﷺ, tha njëqind herë:

رَبِّ اغْفِرْ لِى وَتُبْ عَلَىّ
إِنَّكَ أَنْتَ التَّوَّابُ الرَّحِيمُ

*«O Allah! Më fal dhe ma prano teuben! Sepse Ti je pranues i teubes dhe shumë mëshirues.»”* (Tirmidhi, Deauat, 38/3434)

Kërkimi i faljes (istigfari), që zë një vend të rëndësishëm në orientimin kah Allahu dhe arritjen e një niveli të lartë të zemrës, është edhe mënyra më e rëndësishme e pastrimit prej papastërtive shpirtërore. Një teube e pranuar, heq pengesat dhe perdet midis robit dhe Zotit, duke e nderuar atë me dashurinë e Allahut të Madhëruar. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

**“Padyshim se, Allahu i do ata që pendohen dhe pastrohen.”** (Bekare, 222)

Ashtu siç largohen errësirat kur vjen koha e agimit, ashtu edhe istigfari në kohën e paraagimit, është një atmosferë mëshire e cila na bën të shpëtojmë prej errësirave të gjynaheve duke na nxjerrë në agimin e shndritshëm të faljes (hyjnore)!

Si njerëz që jemi, në çfarëdo gjynahu të biem, është e domosdoshme të kapemi menjëherë pas teubes dhe istigfarit, duke u drejtuar kah Allahu, sepse Ai i lavdëron robërit e Tij të devotshëm ndaj të cilëve është i kënaqur, duke thënë:

**"Për ata, që kur bëjnë vepra të turpshme ose i bëjnë dëm vetes, e kujtojnë Allahun, i kërkojnë falje për gjynahet e tyre - e kush tjetër i fal gjynahet përveç Allahut?- dhe nuk ngulmojnë me vetëdije në gabimet që kanë bërë."** (Al 'Imran, 135)

**"Ata** (të devotshmit) **flinin pak natën, ndërsa në agim kërkonin falje…"** (Dharijat, 17-18)

Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Kur robi bën një gjynah, në zemrën e tij formohet një pikë e zezë. Nëse e braktis atë gjynah dhe duke kërkuar falje i drejtohet pendimit, zemra e tij pastrohet. Nëse nuk vepron kështu, por u kthehet përsëri gjynaheve, pikat e zeza shtohen dhe më në fund ato e mbulojnë zemrën. Kjo pra, është gjendja që ka përmendur Allahu i Madhëruar (në Kuranin Fisnik)*:

**"Jo, nuk është ashtu! Por të këqijat që vepruan, ua mbuluan zemrat e tyre."** (Mutaffifin, 14) (Tirmidhi, Tefsir, 83/3334.)

Në një hadith tjetër, lidhur me dobinë e istigfarit, Resulullahu ﷺ, është shprehur:

*"Nëse një person nuk e heq nga gjuha e tij kërkimin e faljes, Allahu i Madhëruar i tregon një rrugëdalje në çdo gjendje të vështirë dhe një rrugë shpëtimi nga çdo pikëllim, duke i dhënë atij furnizim prej nga nuk e mendon."* (Ibn Maxhe, Edeb, 57)

Nga ana tjetër, pendimi dhe kërkimi i faljes, janë faktorë të shpëtimit prej dënimit në këtë botë dhe në botën tjetër. Resulullahu ﷺ, shprehet:

*"Allahu i Madhëruar më ka zbritur dy përgëzime për ummetin tim:*

***1. Sa të jesh ti në mes tyre, Allahu nuk do të zbresë ndonjë dënim** (të përgjithshëm) **mbi ta.***

***2. Përderisa ata kërkojnë falje, Allahu nuk do t'i ndëshkojë ata.*** (Enfal, 33)

*Kur unë të ndahem prej tyre, do t'i lë ummetit tim istigfarin (kërkimin e faljes që është përgëzimi i dytë, i cili e ndalon ndëshkimin e Allahut) deri në Kiametit."* (Tirmidhi, Tefsir, 8/3082.)

Kohët e paraagimit, janë kohë kur mirësitë dhe

begatitë e Allahut të madhëruar ndaj robërve të Vet, bien si shi i rrëmbyeshëm. Lidhur me këtë, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Zoti ynë çdo natë zbret në qiellin e kësaj bote dhe thërret:*

*«A nuk ka kush që bën teube, e t'ia pranoj? A nuk ka kush që kërkon, e t'ia jap atë që do? A nuk ka kush që bën istigfar, e ta fal atë?»"* (Muslim, Musafirin, 168-170)

Me qëllim që pendimi të arrijë nivelin e duhur, është e domosdoshme t'u jepet rëndësi këtyre çështjeve:

Fjala e parë që duhet të dalë prej zemrës së atij që bën teube, është pranimi i "**dobësisë**". Nëse brenda nesh ka ngelur qoftë edhe një grimcë prej "**unit**", do të thotë se pendimi dhe lutja nuk e kanë arritur objektivin e tyre. Ajo që kërkohet në teube, është mëshira dhe begatia hyjnore. Në teube, kërkojmë që Allahu i Madhëruar të tregojë dhembshuri dhe të lëshojë mbi ne mirësinë e Tij!.. Pra, istigfari, nuk është veprimi i përsëritjes me gjuhë të një numri të caktuar fjalësh, por një përgjërim që shoqërohet nga meditimi dhe ndjenjat e forta shpirtërore.

Ashtu siç ndodh në çdo punë të mirë, sinqeriteti është kusht edhe në teube. Aq, sa shumë prej miqve të Allahut, janë penduar edhe për teubet që

kanë bërë. Pra, është e domosdoshme të kërkojmë mbrojtjen e Allahut prej teubeve që kanë nevojë për teube, duke u përfshirë në të fshehtën që shprehet në ajetin fisnik, "teubeten nasuha"[8]. Kjo, sepse kur egoja dhe shejtani nuk gjejnë mënyrë për të hyrë në zemër, shfaqen me pamjen e së vërtetës dhe këtë herë bëhen mësues që këshillojnë të bukurën dhe të mirën. Në këtë mënyrë, ata e shtyjnë robin në kurth dhe ia dëmtojnë teubet.

Për shkak se pendimi është një kërkim falje-je, kërkohet një vendosmëri e prerë, me qëllim që pendimi i sinqertë të realizohet plotësisht dhe gjynahu për të cilin kërkohet falje të mos bëhet më. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, urdhëron:

"**...**(bëni kujdes!) **të mos ju mashtrojë shejtani në lidhje me Allahun!**" (Lukman, 33)

Pikërisht për shkak të rëndësisë së jashtëzakonshme të teubes dhe istigfarit, në të gjitha rrugët e tasavvufit, dhikri i vazhdueshëm për pjekjen shpirtërore fillohet me istigfarin. Fjalia më e përmbledhur e istigfarit, është:

أَسْتَغْفِرُ الله الْعَظِيمَ

*"Kërkoj falje prej Allahut të Madhëruar!"*

8. Teubeten Nasuha: Pendim i Sinqertë (shih. Et-Tahrim, 66/8.)

## Pendimi i madh

أَسْتَغْفِرُ اللّٰهَ، أَسْتَغْفِرُ اللّٰهَ، أَسْتَغْفِرُ اللّٰهَ الْعَظِيمَ الْكَرِيمَ الَّذِى لاَ إِلٰهَ إِلاَّ هُوَ؛ اَلْحَىَّ الْقَيُّومَ وَأَتُوبُ إِلَيْهِ. وَنَسْئَلُهُ التَّوْبَةَ وَالْمَغْفِرَةَ وَالْهِدَايَةَ لَنَاَ، إِنَّهُ هُوَ التَّوَّابُ الرَّحِيمُ؛ تَوْبَةَ عَبْدٍ ظَالِمٍ لِنَفْسِهِ، لَا يَمْلِكُ لِنَفْسِهِ مَوْتاً وَلَا حَيَاةً وَلَا نُشُوراً.

**"Kërkoj falje, kërkoj falje, kërkoj falje prej Allahut të Madh (el-Adhim) e Bujar (el-Kerim), Atij përveç të Cilit nuk ka zot tjetër, që është i Gjallë (el-Hajj) e i Përjetshëm (el-Kajjum), dhe pendohem tek Ai. Kërkoj prej Tij të na japë mirësinë e pendimit, faljes dhe udhëzimit, sepse Ai është pranuesi i pendimeve dhe mëshiruesi. Pendim ky, prej një robi që i ka bërë padrejtësi vetes dhe që nuk ka fuqi as për vdekjen, as për jetën dhe as për ringjalljen e vet."**

Ndërkohë që robi me anët të fjalës "estagfirullah", kërkon falje prej Allahut të Madhëruar, i vetëdijshëm ndaj gabimeve të veta dhe i kapluar nga ndjenja e të qenit "asgjë", me fjalët e "Sejjidu'l-Istigfarit", të transmetuara prej Pejgamberit ﷺ, ai i jep përsëri Zotit të tij premtimin e devotshmërisë. E thënë ndryshe, ai rinovon marrëveshjen që ka bërë me Allahun në *"Elestu Bezmi"*.

### Sejjidu'l-Istigfar

اَللّٰهُمَّ أَنْتَ رَبِّى لَا إِلٰهَ إِلَّا أَنْتَ خَلَقْتَنِى وَأَنَا عَبْدُكَ وَأَنَا عَلَى عَهْدِكَ وَوَعْدِكَ مَا اسْتَطَعْتُ، أَعُوذُ بِكَ مِنْ شَرِّ مَا صَنَعْتُ، أَبُوءُ لَكَ بِنِعْمَتِكَ عَلَىَّ وَأَبُوءُ بِذَنْبِى؛ فَاغْفِرْ لِى ذُنُوبِى فَإِنَّهُ لَا يَغْفِرُ الذُّنُوبَ إِلَّا أَنْتَ.

**"O Allahu im! Ti je Zoti im. Nuk ka Zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Teje. Ti më ke krijuar mua. Unë jam robi Yt. Qëndroj në fjalën dhe në premtimin që të kam dhënë Ty** (në botën e shpirtrave) **me aq sa kam mundësi. Strehohem tek Ti prej të keqes që kam bërë. I pranoj** (i njoh) **mirësitë që më ke dhënë dhe gjynahet e mia** (që kam bërë)**. Më fal mua, se padyshim që askush nuk i fal gjynahet përveç Teje."** (Buhari, Deauat, 2, 16)

### b. Formula e Teuhidit[9]

لَا إِلٰهَ إِلَّا اللّٰهُ الْمَلِكُ الْحَقُّ الْمُبِينُ.

9.Teuhid: Besimi monoteist; të pranosh se ka vetëm një Zot.

"S'ka zot tjetër përveç Allahut, Sunduesit dhe të Vërtetit absolut."

مُحَمَّدٌ رَسُولُ اللّٰهِ صَادِقُ الْوَعْدِ الْأَمِينُ.

"Muhammedi është i Dërguari i Allahut, besnik dhe i sigurt ndaj premtimit."

Formula e Teuhidit, është deklarata se, përveç Allahut, nuk ka asnjë qenie tjetër që meriton adhurim. E shprehur ndryshe, të jesh plotësisht i vetëdijshëm se çdo gjë është veçse një "hiç" përballë Allahut, dhe se realisht, vetëm Ai është qenia e Përhershme (el-Baki).

Nga Ebu Hurejre ﵁, transmetohet se i Dërguari i Allahut u drejtohet sahabëve dhe u thotë:

*"- Rinovoni besimin tuaj!"*

Sahabët fisnikë, pyetën:

"- Si ta rinovojmë besimin tonë o i Dërguar i Allahut?"

Resulullahu ﷺ, përgjigjet:

*"- Përsëriteni shpesh fjalën «La ilahe il-lallah»!"* (Ahmed, II, 359; Hakim, IV, 285/7657)

Formula e Teuhidit, nuk duhet të ngelet vetëm në fjalë, por, patjetër duhet të zërë vend në zemër. Njëshmëria hyjnore, duhet të zërë vend në zemër

me mendim dhe vetëdije të plotë, sepse nëse zemra i nënshtrohet pushtimit të egos, do të lëndohet edhe botëkuptimi i teuhidit. Nisur nga kjo, është e domosdoshme që zemra të ruhet nga arroganca dhe vulgariteti i egos.

Kuptimi dhe përmbajtja e Formulës së Teuhidit që përsëritet në dhikrin e natës (paraagimit), duhet të bartet edhe në jetën gjatë ditës. Sa brumosemi gjatë ditës me kuptimin **"La ilahe/S'ka zot"**, duke refuzuar robërinë ndaj çdo gjëje (përveç Allahut) dhe sa e sigurojmë qëndrimin bashkë me Allahun, duke u përfshirë në përmbajtjen **"il-lallah/përveç Allahut"**? Sa e marrim shembull Profetin ﷺ, duke i dhënë hakun fjalës **"Muhammedun Resulullah/ Muhammedi është i Dërguari i Allahut"**? Ja pra, kështu duhet të ndikojë Formula e Teuhidit në zemrën tonë?

Allahu i Madhëruar, dëshiron që ta jetojmë Formulën e Teuhidit dhe ta duam Lartmadhërinë e Tij. Për këtë arsye, duhet thënë, **"La ilahe"**, duke refuzuar në mënyrë të veçantë çdo gjë që ka filluar të adhurohet në zemër dhe duke e zbrazur plotësisht zemrën prej tyre. Kjo, sepse Zoti ynë dëshiron që ne të zhvishemi nga idhujtaria e egos apo e të tjerëve; pra, prej çdo idhujtarie të hapur apo të fshehtë. Dhe, duke thënë **"il-lallah"**, na kujton, që zemrën tonë duhet t'ia kushtojmë vetëm Allahut të Madhëruar.

Rezultati i të jetuarit të teuhidit në kuptimin e plotë të fjalës, është shfaqja e cilësive të bukura të Zotit tek ne.

Për shembull, nëse tek ne do të shfaqej emri hyjnor "er-Rahman", mëshira jonë do të ishte e përgjithshme dhe gjithëpërfshirëse. Pra, fitohet mënyra e shikimit të krijesave me syrin e mëshirës së Krijuesit dhe, mëshirën e dhembshurinë nuk e shfaqim vetëm ndaj vetes dhe të afërmve tanë, por ndaj të gjitha krijesave.

Nëse tek ne shfaqet cilësia "el-Afuu", neve na bëhet e lehtë falja e gabimeve dhe të këqijave që na bëjnë robërit e Allahut. Po ashtu, në zemrën tonë nuk mbetet asnjë ndjenjë urrejtjeje dhe hakmarrjeje ndaj besimtarëve.

Nëse shfaqet emri "el-Uedud", ne do të ushqejmë një dashuri të thellë ndaj të gjithëve e gjithçkaje, përveç armiqve përbetuar të Allahut.

Shkurtimisht, nëse atmosfera shpirtërore e teuhidit që fillon në kohën e paraagimit, gjallëron më parë zemrat tona, pastaj netët dhe ditët tona, fryma jonë e fundit, pra lamtumira e madhe ndaj çdo gjëje në këtë botë, në sajë të ndikimit shpirtëror të Formulës së Teuhidit, inshaAllah, do të kthehet një "sheb-i arus", pra në një natë dasme.

## c. Salavatet mbi Pejgamberin

اَللّٰهُمَّ صَلِّ عَلَى سَيِّدِنَا مُحَمَّدٍ
وَعَلَى آلِهِ وَصَحْبِهِ وَبَارِكْ وَسَلِّمْ.

**“O Allah! Bekoje, begatoje dhe përshëndete me selam zotërinë tonë Muhammedin, familjen dhe shokët e tij.”**

Zoti ynë i Madhëruar, ka urdhëruar se; **“Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut…”** (Nisa, 80) Me këto fjalë, Allahu ka bërë të ditur edhe pozitën e të dashurit të Tij tek Vet Ai, por ka urdhëruar, që edhe njerëzit të tregojnë bindje dhe dorëzim të plotë ndaj tij.

Me aftësitë dhe mundësitë tona njerëzore, është e pamundur ta kuptojmë plotësisht vlerën e lartë të Pejgamberit tek Allahu i Madhëruar. Ndjenjat tona në këtë botë, janë të pamjaftueshme për ta shpjeguar siç duhet atë. Megjithatë, Allahu i Madhëruar shprehet kështu në Kuranin Fisnik:

**“Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin, dhe engjëjt e Tij luten për të. O besimtarë, lutuni për të dhe përshëndeteni me “selam”!”** (Ahzab, 56)

Në bazë të fermanit hyjnor në këtë ajet fisnik, lutja dhe përshëndetja e Pejgamberit me selam, është e detyrueshme. Ky, është ligji që ka vendosur dhe

ka urdhëruar Allahu ndaj të gjithë umetit në lidhje me Pejgamberin ﷺ. Afrimi tek virtytet e larta të atij Pejgamberi të cilit i dërgojnë "salat dhe selam" Allahu i Madhëruar së bashku me melekët e Tij të panumërt, është një domosdoshmëri e besimit. Lidhur me këtë, Allahu i Madhëruar, shprehet:

**"Thuaju** (o Muhamed)**: «Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë».**" (Al 'Imran, 31)

Padyshim se, kur besimtari, me ndjenja të larta edukate përballë dashurisë ndaj Resulullahut ﷺ, ta zbrazë shpirtin e tij nga çdolloj pikëpamje që i përket egos, atëherë, ai do të ketë hyrë në rrugën e përfitimit prej dashurisë dhe personalitetit të tij shembullor. Kjo, sepse ai është "usve-i hasene/shembulli më i bukur", në të cilin mund të gjejë shembullin e vet i gjithë njerëzimi. Çdo besimtar, mund të gjejë një zgjidhje për problemet e veta tek personaliteti i tij. Mjafton ta njohë siç duhet atë dhe të marrë hise prej cilësive të shpirtit të tij.

Në Formulën e Teuhidit, pas fjalisë "La ilahe il-lallah", vjen fjalia "Muhammedun Resulullah". Çdo Formulë e teuhidit dhe çdo salavat mbi Profetin ﷺ, përbëjnë kapitalin kryesor të dashurisë dhe afërsisë ndaj Allahut. Jeta e lumtur në këtë botë e në botën tjetër dhe të gjitha triumfet e zemrave, arrihen në

sajë të kapitalit të dashurisë ndaj Tij.

Salavatet ndaj Pejgamberit ﷺ, kanë një rëndësi shumë të madhe në qëndisjen e frymëzimit dhe begatisë hyjnore në zemër, në përforcimin e lidhjes shpirtërore me Resulullahun ﷺ, në çdo kohë dhe vend, -veçanërisht në kohën e paraagimit- dhe në përfitimin prej frymëzimit të tij shpirtëror.

Përshëndetja me selam dhe lutjet për Pejgamberin ﷺ, janë aq të rëndësishme, saqë edhe në adhurimet që janë vetëm për Allahun, pra në namaz, Allahu i Madhëruar na ka lejuar t'i dërgojmë selame të Dashurit të tij, madje e ka dëshiruar këtë. Për rrjedhojë, selami që i japim Pejgamberit gjatë namazit në pjesën e "tahijjat"-it, duke thënë: "es-Selamu alejke ejjuhe'n-nebijju ve rahmetullahi ve berakatuh.", nuk e prish namazin tonë. Mirëpo, nëse gjatë namazit i japim selam dikujt tjetër, do të na duhet ta përsëritim atë namaz.

Miqtë e Allahut, të cilët kanë gjetur jetë në shembullin e të Dërguarit të Allahut, mirësitë e "salavateve dhe selameve" për Pejgamberin ﷺ, për rrjedhojë edhe për të afërmit e tij, i radhitin në këtë mënyrë:

1- Në zbatim të urdhrit hyjnor, ne arrijmë të bëhemi njëzëri me salavatet e Allahu të Madhëruar dhe të melekëve të Tij. Padyshim se, midis salavateve dhe selameve të Allahut, melekëve të Tij dhe umetit

islam, ka shumë dallime në aspektin e kuptimit. **Salavati i Allahut**, është mëshirë dhe lavdërim ndaj të Dërguarit të Tij. **Salavati i melekëve**, është istigfar dhe lutje për Pejgamberin ﷺ. Ndërsa **salavati i besimtarëve**, është lutje për Resulullahun ﷺ.

2- Ato bëhen shkak i faljes së gjynaheve tona. Në një hadith fisnik, urdhërohet:

*"Kush më dërgon njëherë salavat mua, Allahu i Madhëruar i dërgon atij dhjetë herë salavatë, ia fshin dhjetë gabime dhe e ngre dhjetë shkallë më lartë."* (Nesai, Sehu, 55.)

Një ditë, Resulullahu ﷺ, u afrua tek sahabët me një çehre të buzëqeshur dhe i njoftoi ata se Xhebraili عليه السلام, i kishte dhënë këtë myzhde:

*"O Resulullah! A nuk do të gëzonte nëse unë bëj dhjetë herë istigfar për faljen e gjynaheve të dikujt prej umetit tënd, i cili të dërgon një salavat ty dhe t'i jap dhjetë herë selam atij që të dërgon një herë selam ty?"* (Nesai, Sehu, 55/1293.)

3- Në Ditën e Kiametit, Resulullahu ﷺ, do të jetë afër me atë që bie shumë salavatë dhe i dërgon atij shumë selame. Në një hadith fisnik, Profeti ﷺ, shprehet:

*"Njerëzit që do të jenë më afër meje Ditën e Kiametit, janë ata që më kanë dërguar më shumë salavatë dhe selame."* (Tirmidhi, Vitr, 21.)

4- Muhammedi ﷺ, i përgjigjet atij që bie salavat. Kjo myzhde, shprehet kështu nga vetë i Dërguari i Allahut ﷺ:

*"Kur dikush më dërgon selam, Allahu i Madhëruar ma kthen shpirtin që unë të marr selamin e tij."* (Ebu Daud, Menasik, 96/2041)

Nëse e mendojmë se sa lumturi e madhe janë selamet që vijnë nga një shkallë e lartë, nuk është e vështirë të imagjinosh se çfarë gëzimi do t'u jepnin zemrave të umetit, selamet që vijnë prej Pejgamberit të dashur ﷺ.

5- Emri i secilit që dërgon salavate dhe selame, i paraqitet Pejgamberit ﷺ. Lidhur me këtë i Dërguari i Allahut ﷺ, thotë:

*"Mbi tokë gjenden melekë shëtitës të Allahut. Ata ma sjellin (në çast) çdo selam të umetit tim."* (Nesai, Sehu, 46.)

*"...Bini salavatë dhe më dërgoni selame, sepse kudo që të jeni, salavati dhe selami juaj arrin tek unë."* (Ebu Daud, Menasik, 96-97/2042.)

6- Ai që dërgon salavatë dhe selame, ka zgjedhur dashurinë e Allahut dhe të Resulullahut, mbi të gjitha dashuritë e tjera. Po ashtu, ai arrin nivel të lartë edhe në pajisjen me moralin e Profetit ﷺ, shpëton prej veseve të këqija dhe arrin virtytet më të larta.

7- Ashtu siç shtohet dashuria e Pejgamberit ﷺ, ndaj atij që bie salavatë, ashtu vazhdon të shtohet edhe dashuria e tij ndaj Pejgamberit ﷺ.

8- Edhe pse mirësitë që na ka falur Allahu i Madhëruar në sajë të Resulullahut ﷺ, janë të panumërta, me anë të salavatëve dhe selameve, do të përpiqeshim sadopak të paguanim borxhin që kemi ndaj Pejgamberit ﷺ.

9- Ato janë shkaqe të zbritjes së mëshirës së Allahut mbi ne. Në një hadith fisnik, Profeti ﷺ, shprehet:

*"Kush më dërgon një salavat dhe selam, për shkak të kësaj Allahu do ta mëshirojë atë dhjetëfish."* (Muslim, Salat, 70.)

10- Bëhet shkak i kujtimit të fjalës së harruar.

11- Bëhet shkak i pranimit të duave:

Njëherë, Resulullahu ﷺ, vuri re një person i cili pas namazit bënte dua pa e falënderuar Allahun dhe pa i dërgur atij salavatë dhe selame. Për këtë arsye tha:

*"- Ky person nxitoi."* Më pas, e thirri atë person dhe i tha:

*"- Kur dikush prej jush bën dua, më parë të falënderojë dhe madhërojë Allahun, pastaj të më dërgojë salavatë dhe selame mua. Dhe më pas të*

*lutet sipas dëshirës."* (Tirmidhi, Deauat, 64.)

Ndërsa në një hadith tjetër, shprehet kështu:

*"Dikush që bën dua, pa rënë salavat për Pejgamberin, duaja e tij është me perde (nuk e arrin qëllimin e saj)"* (Mundhiri, et-Tergib ue't-Terhib, III, 165.)

12- Të ruan nga dënimi hyjnor. Lidhur me këtë, Resulullahu ﷺ, thotë:

*"Qoftë larg prej mëshirës ai që nuk më dërgon salavat dhe selam mua kur përmendet emri im pranë tij! Qoftë larg prej mëshirës edhe ai që hyn në muajin e Ramazanit dhe del prej tij pa iu falur gjynahet! Qoftë larg prej mëshirës edhe ai që është pranë prindërve të tij në ditët e pleqërisë së tyre dhe nuk hyn në xhenet!"* (Tirmidhi, Deauat, 100/3545.)

*"Koprraci i vërtetë, është ai që nuk më dërgon salavat dhe selam kur përmendet emri im pranë tij."* (Tirmidhi, Deauat, 100/3546. shih. Ahmed, I, 201.)

*"Kush harron dhe neglizhon të më dërgojë salavatë dhe selame, devijon nga rruga e xhenetit."* (Ibn Maxhe, Ikamet, 25.)

13- Atij që bie salavat mbi Pejgamberi ﷺ, i mjafton Allahu i Madhëruar në punët e tij. Gjithashtu, Allahu ia heq dertet atij, si në këtë botë, ashtu edhe

në botën tjetër. Lidhur me këtë, Ubej bin Ka'b ﷺ, thotë:

E pyeta Pejgamberin ﷺ:

"- O Resulullah! Unë bie shumë herë salavatë. Por sa herë më duhet të bie salavatë?"

*"- Sa të duash."* - u përgjigj ai.

"- A bën nëse një të katërtën e lutjeve e ndaj për salavatet?" - e pyeta unë.

*"- Ndaj sa të duash. Por nëse më dërgon salavatë më shumë, është më mirë për ty."* - tha ai.

"- Atëherë gjysmën e lutjeve po e ndaj për salavatë." - thashë unë.

*"- Sa të duash. Por nëse më dërgon më shumë, është më mirë për ty."* - tha përsëri ai.

"- A mjafton dy të tretat?" - pyeta unë përsëri.

*"- Sa të duash. Por nëse e shton, është më mirë për ty."*

"- Atëherë, si thua nëse të gjithë kohën e lutjeve ia ndaj salavatëve për ty?" - thashë unë.

*"- Nëse është ashtu, Allahu do t'i largojë të gjitha problemet dhe do t'i fal gjynahet."* -tha ai. (Tirmidhi, Kijamet, 23.)

Salavatët dhe selamet mbi Pejgamberin ﷺ, na ndihmojnë të përfitojmë prej frymëzimit të dritës së tij. Ndërsa shpërblimi i këtyre salavatëve, është aq sa dashuria dhe sinqeriteti i robit ndaj Profetit ﷺ.

Detyra jonë, është të mbështillemi brenda frymës shpirtërore të salavatëve dhe, duke treguar një dorëzim të plotë ndaj Pejgamberit, të bëhemi umeti i tij i merituar.

# III. MEDITIMI

Meditimi, është një aftësi jetësore, e cila nuk i është dhënë vetëm njeriut, por të gjitha krijesave. Çdo krijesë, e përdor këtë aftësi brenda botës së saj dhe në përputhje me mënyrën e krijimit të saj. Në fakt, ajo që ndodhet në qendër të interesit të përbashkët të krijesave, është instinkti për të mbijetuar. Pra, të hanë, të pinë, të jetojnë më mirë e në paqe, të sigurojnë vazhdimësinë e species etj. Për këtë arsye, meditimi i një krijese grabitqare, është prirja për të kapur gjahun dhe të mbushë barkun. Jashtë kësaj, ajo nuk ka asnjë shqetësim apo mendim në lidhje me jetën, gjithësinë dhe të ardhmen. Ç'është e vërteta, edhe aftësia e meditimit që i është dhënë, vetëm për kaq është e mjaftueshme.

Mirëpo, sa i përket njeriut... Çështja e tij ndryshon.

Për shkak se njeriu u krijua si krijesa më fisnike dhe si bebja e syrit të gjithësisë, përgjegjësitë dhe detyrat e tij janë të mëdha. Dhe, në bazë të kësaj, atij i është falur edhe një aftësi meditimi shumë e

gjerë. Kjo, sepse njeriu, dinjitetin dhe nderin njerëzor, nuk e fiton me meditimin e instinktit trupor/epshor, siç ndodh me krijesat e tjera në aspektin e ngrënies, pirjes, jetesës dhe sigurimin e vazhdimësisë së species, por me zhvillimin e vetes dhe, për rrjedhojë me meditimin shpirtëror, i cili do ta bëjë të arrijë xhenetin dhe bukurinë e Allahut. Mirëpo, nëse njeriu nuk e përsos strukturën e tij shpirtërore, fatkeqësisht ai do ta shkatërrojë aftësinë e meditimit në vorbullën e dëshirave trupore/epshore.

Një mendimtar që ka arritur thellësinë shpirtërore, e përkufizon këtë të vërtetë duke u shprehur kështu:

*"Për të mençurit, kjo botë është një soditje e këndshme dhe meditim i artit hyjnor; kurse për ata që s'kanë mend, vetëm ushqim dhe epsh!"*

Për rrjedhojë, veçoria që e bën njeriun njeri, është thellësia e një meditimi shpirtëror, që do ta ringjallë atë në atmosferën e vetëdijes. Edhe Allahu i Madhëruar kërkon shfaqjen e besimit dhe adhurimeve brenda një vetëdijeje të lartë. Dhe kjo, është e mundur vetëm në sajë të meditimit rreth shfaqjeve të madhështisë dhe fuqisë hyjnore.

Thellimi në meditim dhe për rrjedhojë, zhvillimi shpirtëror, është një nga përgjegjësitë më të rëndësishme të robit. Kjo, sepse arritja e vetëdijes në adhurime, e butësisë së zemrës, e mirësjelljes

në vepra dhe e përsosmërisë në moral, është e mundur vetëm në sajë të një meditimi që do të zhvillojë shpirtin.

Kur e shohim jetën dhe gjithësinë me syrin e urtësisë për të marrë mësim, përballemi me shumë pyetje, përgjigjet e të cilave janë të fshehura në thellësi të shpirtit tonë:

Prej nga kemi ardhur në këtë botë? Përse u krijuam? Çfarë është kjo botë? Në pronën e kujt jetojmë? Si duhet të jetojmë? Si duhet të mendojmë? Për ku udhëtojmë? Cila është e vërteta e kësaj jete të përkohshme? Si zgjidhet e fshehta e realitetit të vdekjes? Si duhet të përgatitemi për të?..

Pikërisht këto lloj meditimesh, nën udhëzimin e Kuranit dhe Sunetit, e shpien njeriun në kuptimin e dobësisë përballë shfaqjeve të madhështisë dhe fuqisë hyjnore. Kjo i kujton njeriut, i cili është krijuar nga hiçi, se pretendimi i tij për ekzistencë dhe ego, është një gabim shumë i madh.

Në jetën fetare dhe adhurimet e besimtarit që arrin një pjekuri të lartë shpirtërore në sajë të meditimit, shfaqet edhe një frymëzim i madh shpirtëror.

Shpirti që zhvillohet në sajë të meditimit, kupton se:

“Drejtimi i trupit në adhurime është Qabja, ndërsa drejtimi i shpirtit në çdo frymëmarrje, është Allahu i Madhëruar.”

Kjo është edhe arsyeja që Aliu رضي الله عنه, ka thënë:

*“Në adhurimin pa dije dhe në leximin e Kuranit pa meditim, pakësohet dobia dhe frymëzimi.”*

Ndërsa Ebu Derda رضي الله عنه, ka thënë:

*“Një orë meditim, është më e mirë se dyzet net adhurim nafile (vullnetare).”* (Dejlemi, II, 70-71, nr: 2397, 2400.)

Një meditim i tillë, thellon ndjenjat duke lehtësuar adhurimet dhe shton përqendrimin dhe falënderimin.

Në zbatimin e fesë, ashtu siç kërkohet një besim i plotë, kërkohet edhe adhurimi. Mirëpo, ajo që i bën adhurimet të pranueshme, është kryerja e tyre me kujdes dhe delikatesë, brenda një atmosfere meditimi, e cila ndikon në shpirt. Në këtë mënyrë, robi afrohet më shumë me Allahun. Po ashtu, edhe veçoria më e rëndësishme e sahabëve fisnikë dhe e besimtarëve të mirë që i kanë pasuar ata, është zotërimi i kësaj pjekurie shpirtërore.

Zoti ynë, prej nesh, robërve të Tij, dëshiron që të meditojmë mbi fuqinë dhe madhështinë hyjnore, misterin dhe urtësinë e rregullit të jashtëzakonshëm në gjithësi dhe mirësitë që Ai u ka falur robërve të Tij. Dhe, në sajë të këtij meditimi të kuptojmë përkohshmërinë e kësaj bote dhe se jeta e vërtetë

është ajo e botës tjetër, duke u bërë njerëz të mirë e të devotshëm brenda ndjenjës së modestisë dhe përuljes.

Bishr bin Haris el-Hafi, shprehet:

"Në qoftë se njerëzit meditojnë ashtu siç u ka hije rreth madhështisë së Allahut, ata nuk do të tregoheshin të pabindur ndaj urdhrave të Tij dhe nuk do të bënin gjynahe." (Ibn Kethir, I, 448, tefsiri i sures Ali Imran, 3/190)

Lidhur me meditimin e thellë mbi ajetet e Kuranit Fisnik, përkrah meditimit të ajeteve të pafundme që shfaqen në gjithësi, Allahu i Madhëruar i kujton robërit e Tij me këtë shembull:

**"Sikur këtë Kuran t'ia shpallnim ndonjë mali, ti do ta shihje atë** (mal) **të përulur dhe të copëtuar nga frika e Allahut. Shembuj të tillë Ne ua japim njerëzve, që ata të meditojnë."** (Hashr, 21)

Ndërsa ata të cilët qëndrojnë larg meditimit të Kuranit, i përshkruan në këtë mënyrë:

**"Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin, apo i kanë zemrat të kyçura?!"** (Muhammed, 24)

Jeta shembullore e Pejgamberit ﷺ, e tregon qartë se sa i domosdoshëm është meditimi në përsosjen shpirtërore, të cilën dëshiron të shohë Zoti ynë tek robërit e Tij. Ai, e vazhdonte adhurimin netëve i

mbytur në lot, derisa i ënjteshin këmbët. Edhe nëse sytë e tij flinin, zemra e tij ishte gjithmonë e zgjuar dhe nuk u largua për asnjë çast nga përkujtimi i Allahut, meditimi dhe vetëkontrolli (i egos).

Nëna jonë Aishe رضي الله عنها, na tregon një shembull në lidhje me butësinë e zemrës së Resulullahut ﷺ dhe horizontin e meditimit të tij:

Një natë, Resulullahu ﷺ, më tha:

*"- O Aishe! Nëse më lejon, dëshiroj ta kaloj natën duke adhuruar Zotin tim."*

"- Vallahi, unë dëshiroj shumë të qëndrojë me ty, por më tepër dua atë që të gëzon ty." - thashë unë.

Më pas, u ngrit, mori abdest dhe qëndroi në namaz. Po qante… qau aq shumë, sa mjekra e tij e bekuar, veshja, madje edhe vendi ku bënte sexhde, u lagën u bën ujë.

Ndërkohë që ishte në këtë gjendje, Bilali رضي الله عنه, erdhi të thërrasë ezanin dhe e gjeti të Dërguarin e Allahut ﷺ, në gjendje të drobitur. Kur e pa se Pejgamberi ﷺ, po qante, nga kureshtja për të mësuar se ç'ishte ajo që e kishte mërzitur dhe shqetësuar kaq shumë atë, pyeti:

"- O Resulullah! Përse qani, kur Allahu i Madhëruar jua ka falur të gjitha gjynahet e të shkua-

rës dhe të ardhmes?"

Resulullahu ﷺ, tha:

*"- A të mos bëhem një rob që e falënderon shumë Allahun? Vallahi, këtë natë m'u zbritën ajete të tilla, që mjerë për ata që i lexojnë dhe nuk meditojnë mbi to!"* Më pas lexoi këto ajete:

**"Me të vërtetë, në krijimin e qiejve dhe të Tokës dhe në ndërrimin e natës e të ditës, ka shenja për mendarët, për ata që e përmendin Allahun duke qëndruar në këmbë, ndenjur ose shtrirë dhe që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës** (duke thënë:) **"O Zoti Ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto. Lartësuar qofsh** (nga çdo e metë)**! Prandaj na ruaj nga ndëshkimi i zjarrit."** (Al 'Imran, 190-191) (Ibn Hibban, II, 386; Alusi, Ruhu'l-Meani, IV, 157.)

Pikërisht këtë natë kur u zbritën këto ajete fisnike, i Dërguari i Allahut ﷺ, qau deri në mëngjes, me lot që do t'i kishte zili edhe vesa mbi trëndafila. Edhe lotët që do të derdhin besimtarët në sajë të meditimit mbi shfaqjet e fuqisë dhe madhështisë hyjnore, me mirësinë e Allahut do t'u bëhen zbukurimi i netëve të shkurtra, drita e errësirave të varrit dhe vesa e kopshteve të xhenetit.

Pejgamberi ﷺ, kishte filluar ta zbatonte urdhrin hyjnor në lidhje me meditimin, që para se të fillonte

detyrën e Pejgamberit, në shpellën Hira, ku shkonte vazhdimisht për të medituar. Adhurimi i tij në shpellën Hira, ishte në formën e meditimit për të marrë mësim. Njëjtë si paraardhësi i tij Ibrahimi ﷺ, ai meditonte rreth urtësive të qiejve dhe të tokës. Gjithashtu, prej aty sodiste edhe Qaben.[10] Njësoj siç ndodhte ato ditë, edhe më vonë gjatë jetës, Resulullahu ﷺ, ka qenë gjithmonë i trishtë dhe i menduar. E folura e tij ishte dhikir, ndërsa heshtja meditim. Lidhur me këtë çështje, Resulullahu ﷺ, ka thënë:

*"Zoti im më ka urdhëruar që heshtja ime të jetë meditim."*[11]

*"Meditoni mbi krijesat e Allahut!.."* (Dejlemi, II, 56; Hejthemi, I, 81.)

*"Nuk ka adhurim si meditimi."* (Ali el-Muttaki, XVI, 121.)

Shkurtimisht; ne e kemi për nder që jemi umeti i Pejgamberit ﷺ. Prandaj, për ta merituar këtë nder, është e domosdoshme që ne të jetojmë në atmosferën e meditimit, duke u munduar të kuptojmë urtësitë e thella që shfaqen në jetë dhe në gjithësi. Kjo, për arsye se është shumë e domosdoshme që gjithçka që ndodh në këtë botë, ta shohim nga dritarja e besimit

10. Ajni, Umdetu'l-Kari Sherhu Sahihi'l-Buhari, Bejrut, Idaretu't-Tibaati'l-Munirijje, I, 61; XXIV, 128.
11. shih. Ibrahim Canan, Enciklopedia e Hadithi, XVI, 252, hadis nr: 5838.

me syrin e urtësisë për të marrë mësim, duke e zhvilluar shpirtin tonë me anë të meditimit. Si rezultat i kësaj, me lejen e Allahut, shkëndijat e urtësisë në lidhje me vullnetin hyjnor në thelb të ndodhive, do të rrjedhin pak nga pak në zemrën tonë.

Në fakt, edhe thelbi i tasavvufit, që ka nxjerrë personalitete të shumta shembullore, përbëhet nga një frymë dhe edukim i tillë shpirtëror. Nga ky aspekt, tasavvufi është përparimi në rrugën drejt Zotit, duke u thelluar me urtësi. Ai, nuk është aspak braktisje e kësaj bote. Ashtu siç thotë edhe Junus Emre, *"Tasavvufi nuk është veshja e një çallme dhe një xhybeje, dhe as mjaftohet vetëm me një dhikër të përsëritur"*.

Pra, tasavvufi, pikësëpari është një meditim rreth përgjegjësive tona, llogaria e vazhdueshme e vetes dhe përparimi në rrugën e vetëdijes/kuptimit. Shkurtimisht, tasavvuf, do të thotë të shpëtosh prej çdo mendimi egoist, duke u thelluar vetëm në meditimin shpirtëror. Dhe, në sajë të këtij meditimi, të ngrihesh shkallë shkallë, duke arritur më në fund miraxhin e përjetshëm.

# IV. MEDITIMI RRETH VDEKJES

Gjatë rrjedhës së jetës, zemrat shkunden vazhdimisht ndërmjet dy të kundërtave drithëruese, siç janë gëzimi i jetës dhe frika ndaj vdekjes. Pa u konceptuar kuptimet e vërteta të jetës dhe vdekjes që janë në një cikël të vazhdueshëm, nuk mund të konceptohet as përmbajtja e vërtetë e njeriut, as enigma dhe as urtësia e krijimit të tij.

Vdekja, e cila do t'i vijë pa përjashtim çdo udhëtari të kësaj jete, është një e panjohur, të cilën janë të detyruar ta zgjidhin të gjitha krijesat e vetëdijshme.

Në ajetin 2 të sures Mulk, urdhërohet: **"Ai ka krijuar jetën dhe vdekjen, për t'ju provuar se kush prej jush do të veprojë më mirë; Ai është i Plotfuqishmi dhe Falësi i madh."**

Ndërsa në ajetin 35 të sures el-Enbija, urdhërohet: **"Çdo njeri do ta shijojë vdekjen! Ne ju vëmë në provë me të keqe dhe me të mirë, dhe te Ne do të ktheheni."**

Kjo botë, është një shkollë e sprovës hyjnore, kurse vdekja është një ligj i domosdoshëm tranzicioni. Mevlana i nderuar ka thënë:

*"Vdisni për t'u ringjallur!"*

Ringjallja e zemrës, është e mundur vetëm me braktisjen e egos. Pejgamberi ﷺ, ka thënë:

*"Përkujtojeni shpesh vdekjen që ju prish të gjitha kënaqësitë!"* (Tirmidhi, Kijamet, 26.)

Meditimi rreth vdekjes (ose siç njihet në Tasavvuf, Tefekkur-i Meut", do të thotë të përkujtosh vdekjen para se të vijë. Në këtë mënyrë, bëhet përgatitje për të dalë para Zotit, duke u larguar nga egoja. Ky, është një meditim dhe një vetëdije e mbështetur në besim.

Njëherë, i nderuari Hasan Basriu, Allahu e mëshiroftë, mori pjesë në një xhenaze. Pasi mbaroi ceremonia e varrimit, pyeti një person që kishte afër:

"-Vallë, a mendon ky njeri që ka vdekur, të kthehet pas në këtë botë që të shtojë punët e mira, dhikrin dhe kërkimin e faljes për gjynahet e veta?" Personi i thotë:

"-Po, sigurisht që mendon!" Pas kësaj, Hasan Basriu, tha:

"-Atëherë, po ne ç'kemi që nuk mendojmë si ky njeri që ka vdekur?" (Ibnu'l-Xheuzi, el-Hasenu'l-Basri)

Dëshirat e kësaj bote, shpresat dhe ngushëllimet e përkohshme të njeriut, të cilat nuk kanë anë e fund, do të bien të gjitha mbi tokën e varrit, ashtu siç bien gjethet e pemëve në vjeshtë.

Varrezat, janë të mbushura plot me prindër, fëmijë, të afërm, miq e shokë që i kanë konsumuar jetët e tyre të përkohshme. Kudo që të jetohet jeta e kësaj bote, qoftë në saraje, qoftë në kasolle të kashtës, pika e daljes së detyrueshme e të gjitha rrugëve e kthesave, është varri. Nuk ka as kohë dhe as vend ku mund të ikësh e të shpëtosh prej tij.

Në Kuranin fisnik, urdhërohet:

**"Thuaj: "Vdekja prej së cilës po ikni, do t'ju arrijë. Pastaj, ju do të ktheheni tek Ai, i Cili e di të padukshmen dhe të dukshmen dhe Ai do t'ju njoftojë ju për atë që keni bërë."** (Xhumu'a, 8)

**"Agonia e vdekjes do të sjellë të vërtetën** (e jetës tjetër)**: ja, kjo është ajo së cilës përpiqeshe t'i ikje."** (Kaf, 19)

Supet e dobëta të fjalëve, nuk mund ta bartin peshën e frikshme të vdekjes! Meditimi më i qartë i vdekjes, fshihet në enigmën e heshtjes së pathyeshme të buzëve të kyçura e të mavijosura të të vdekurve. Çdo gur varri, i cili është strukur në heshtjen e vdekjes, është një këshillues i flaktë që flet me gjuhën e gjendjes së vet. Përgjigjet që vijnë

nga bota, ndaj retorikës këshilluese të vdekjes, janë vetëm lotët dhe lemza e thatë.

Shkaku që varrezat vendosen brenda qytetit, në buzë të rrugëve apo në oborr të xhamive, është që ato të nxitin tek njeriu meditimin rreth vdekjes, me qëllim që edhe jeta e kësaj bote të ndërtohet në bazë të këtyre mendimeve.

Kjo botë, është një iluzion mashtrues, ndërsa bota tjetër, një jetë pa vdekje. Në përgjithësi, njeriu është rob i gënjeshtrave në pasqyrën e jetës së mbushur me një mijë e një tundime e bukuri. E çfarë tjetër është kjo botë, që e vazhdon çdo çast pabesinë e saj me këto gënjeshtra, përveçse një vend mashtrimi?

Po a nuk merr mësim njeriu kur sheh se freskia dhe gjallëria e çdo krijese të përkohshme bluhet vazhdimisht në mullirin e kohës?!

Zhytja në një jetë, e cila jetohet e pavetëdijshme ndaj së vërtetës së botës tjetër, me lojëra të përkohshme dhe interesa të kësaj bote që tundojnë dëshirat e egos, është një mashtrim i frikshëm në krahasim me ardhmërinë e madhe e të pafundme. Një jetë e pavetëdijshme, përbëhet nga lojërat në fëmijëri, epshi në rini, indiferenca në pjekuri dhe malli e një mijë e një pendime për ato që tashmë kanë humbur në pleqëri.

Vdekja, është kiameti personal i njeriut. Prandaj, le të zgjohemi para kiametit tonë, që të mos bëhemi prej atyre që në fund do të pendohen, sepse padyshim se çdo i vdekshëm, do të takohet me Azrailin në një kohë dhe një vend të panjohur. Të mos harrojmë se, as në këtë botë nuk ekziston një kohë apo një vend, ku mund të ikësh prej vdekjes, as në varr nuk ka ndonjë mundësi për t'u kthyer pas dhe as në Ditën e Kiametit nuk ka një strehë ku mund të fshihesh prej tmerrit të asaj dite...

Atëherë, pa humbur kohë, njeriu duhet përfitojë prej këshillës hyjnore, duke **"Shkuar drejt Allahut..."** (Dharijat, 50) dhe duke e pranuar mëshirën hyjnore, si të vetmin strehim. Këto ajete fisnike, e përshkruajnë shumë bukur tablonë e mashtrimit të atyre që i besojnë të nesërmes:

**"O besimtarë, mos lejoni që pasuria dhe fëmijët tuaj t'ju largojnë nga të përmendurit e Allahut. Ata që e bëjnë këtë, do të humbin. Prandaj jepni prej atyre mirësive që ju kam dhënë Unë, para se t'i vijë vdekja ndonjërit, e ai të thotë: "O Zoti im, sikur të më kishe lënë edhe një kohë të shkurtër në jetë, do të kisha dhënë lëmoshë dhe do të bëhesha ndër të mirët!" Por Allahu nuk ia shtyn afatin asnjë shpirti, që i vjen koha** (e vdekjes)**; Allahu e di mirë gjithçka që bëni ju."** (Munafikun, 9-11)

Sa e çuditshme është që njeriu e mashtron veten me këtë botë ku ndodhet vetëm si mysafir për disa ditë. Edhe pse sheh përditë njerëz që vdesin, ai e sheh vdekjen larg vetes. Ai e pandeh veten si pronarin e përhershëm të amaneteve të përkohshme që mund t'i humbasë në çdo çast. Mirëpo, kur njeriut i vishet një shpirt dhe dërgohet në këtë botë nga një derë, do të thotë se tashmë ai është udhëtar i vdekjes. Megjithatë, edhe pse ai ka hyrë në vendin e përgatitjes për atë rrugë, në përgjithësi ai jeton në mënyrë të pavetëdijshme.

Mirëpo, vjen një ditë kur shpirti zhvishet nga trupi, dhe në varr, ku është edhe dera e botës tjetër, përcillet për një udhëtim tjetër të madh. Sa bukur shprehet në këto ajete fakti se, çdo çast që bie në shiritin e kohës, na afron edhe më tepër në agimin e së vërtetës:

**"Kujtdo, që i japim jetë të gjatë, Ne e bëjmë sërish krijesë të dobët. Vallë, a nuk kuptojnë ata?"** (Ja-Sin, 68)

Në këtë ajet fisnik, njeriu këshillohet në mënyrën më të bukur. Cilësia më e theksuar e kësaj bote, është pabesia. Ajo ta merr shumë shpejt atë që të jep. Një ditë të ngre, ndërsa ditën tjetër të hedh në fund të pusit. Ajo është si një hije. Nëse kërkon ta kapësh, ajo largohet vazhdimisht. Por edhe nëse ti ikën prej saj, ajo të ndjek e s'të le rehat. Ndërkohë

që ti pret të arrish sot apo nesër atë të cilën ndjek, kur ç'të shohësh, jeta veç ka mbaruar. Nëse kësaj bote i jepet zemra, ajo bëhet si një plakë e keqe. Herë herë ajo e përplas njeriun në tokë. Huqet dhe llomotitjet nuk i mbarojnë kurrë. Sjelljet dhe veprimet i ka të pabesa. Ata që lidhen pas saj, i sakrifikon shumë lehtë.

Një sahab, e pyeti Rasulallahun ﷺ:

- Cili prej besimtarëve është më i mençur o Rasulallah?

Rasulallahun ﷺ, u përgjigj duke thënë:

*"- Ai që e kujton shpesh vdekjen dhe përgatitet mirë për pasvdekjes. Ja pra, ata janë njerëzit më të mençur..."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 31)

Gjithashtu, Rasulallahu ﷺ, ka thënë:

*"Kujtoni vdekjen dhe prishjen e trupit e të kockave pas vdekjes. Kush dëshiron jetën e botës tjetër, e lë zbukurimin e jetës së kësaj bote."* (Tirmidhi, Kijamet, 24)

Abdullah bin Omeri رضي الله عنه, tregon:

"Pejgamberi ﷺ, më kapi dhe më tha:

*«Në këtë botë sillu si i huaj, madje si një udhëtar! Konsideroje veten prej të vdekurve dhe banorëve të varreve.»"* (Buhari, Rikak, 3)

Një nga dijetarët më të mëdhenj të tabiinëve, Muxhahid bin Xhebri, rahmetullahi alejh, thotë:

Pasi Abdullah bin Omeri e transmetoi këtë hadith, më këshilloi:

"O Muxhahid! Kur të arrish mëngjesin, mos i fol vetes për mbrëmjen! E kur të vijë mbrëmja, mos i fol vetes për mëngjesin! Përfito prej shëndetit tënd para sëmundjes dhe prej jetës tënde para vdekjes! O rob i Allahut! Ti nuk e di se në ç'gjendje do të jesh nesër." (Tirmidhi, Zuhd, 25.)

Enes bin Maliku رضي الله عنه, thotë:

"Çdo ditë, toka e thërret njeriun dhe i jep këto dhjetë këshilla:

O biri i Ademit!

1. Mbi mua je duke shëtitur, por tek unë do të kthehesh.
2. Mbi mua po bën lloj-lloj gjynahesh, por brenda meje do të dënohesh.
3. Mbi mua qesh e argëtohesh, por brenda meje do të qash.
4. Mbi mua gëzohesh, por brenda meje do të hidhërohesh.
5. Mbi mua mbledh pasuri, por brenda meje do të pendohesh.
6. Mbi mua e ha haramin, por brenda meje do të

të hanë krimbat.

7. Mbi mua mburresh e krenohesh, por brenda meje do të ulesh e poshtërohesh.
8. Mbi mua ecën i hareshëm, por brenda meje në hidhërim do të mbytesh.
9. Mbi mua shëtit në dritë, por brenda meje do të ngelesh në errësirë.
10. Mbi mua bredh ndër njerëz, por brenda meje do të hysh i vetëm." (Ibn Haxher el-Askalani, Munebbihat, 37.)

Vdekja, e cila është perdja e fundit e skenës së jetës, është një pasqyrë që i lajmëron të gjithë për fundin e vet. Nëse një rob jeton nën sundimin e egos së vet, duke synuar vetëm këtë botë, varri do t'i shfaqet si një korridor i errët. Madje, edhe përkujtimi i vdekjes e bën atë të vuajë aq shumë, saqë nuk mund të krahasohet me asgjë tjetër.

Nëse njeriu e kapërcen pengesën e egos dhe si rezultat i meditimit të vdekjes arrin të përparojë në drejtim të virtyteve të fshehura në shpirtin e tij, vdekja i shfaqet si një kusht i domosdoshëm për takimin e jashtëzakonshëm me Zotin e Lartëmadhëruar. Në këtë mënyrë, vdekja e cila në përgjithësi shkakton drithërima të ftohta tek njerëzit, tek ai kthehet në një emocion të takimit me më të dashurin e tij.

Vdekje të tilla, siç shprehet edhe një nga të mëdhenjtë e rrugës së tasavvufit, Mevlana Xhelaleddin

Rumi, janë “Sheb-i Arus”, pra ditë dasme. Tasavvufi, është një rrugë e tillë, që zbukuron edhe vdekjen, e cila është ndodhia më e tmerrshme për njeriun. Dhe, për “ta zbukuruar vdekjen”, është e domosdoshme të kapërcehet pengesa e egos dhe të arrihet përsosmëria me anë të gjendjeve shpirtërore, si pendimi, përkushtimi i lartë ndaj Zotit, mbështetja tek Allahu, ndjenja e mjaftueshmërisë, përmendja e Allahut dhe orientimi për tek Ai, durimi, kontrolli ndaj vetes dhe ndjenja kënaqësisë ndaj caktimit Tij.

Meditimi rreth vdekjes, ka aq ndikim të rëndësishëm në arritjen e kësaj përsosmërie shpirtërore, saqë nuk mund të krahasohet me asgjë tjetër. Në lidhje me këtë çështje, Rebi bin Husejn, thotë:

“Nëse zemra ime largohet nga përkujtimi i vdekjes, kam frikës se ajo do të prishet. Dhe nëse nuk do t’i kisha kundërshtuar të tjerët para meje, do të qëndroja në varreza derisa të vdisja.” (Bejhaki, Kiatabu’z-Zuhd, fq. 212.)

Zemra, shkundet midis nevojave egoiste e shpirtërore derisa t’i vijë vdekja. Vdekja, është një fillim i detyrueshëm i udhëtimit për në botën tjetër. Dhe para se të dilet në këtë udhëtim, duhet ta përgatisim zemrën ndaj vdekjes me anë të njohjes së Allahut dhe të largohemi nga shqetësimi për të (vdekjen), duke siguruar shëndetin dhe shpëtimin e zemrës. Kjo, është diçka që nuk duhet neglizhuar asnjëherë.

Në këtë mënyrë, realizohet edhe urtësia e së fshehtës “vdisni para se t’u vijë vdekja!” dhe në vend të sundimit të egos -tashmë pothuajse të eliminuar- tek njeriu do të mbizotërojë dashuria dhe bindja ndaj Allahut në kuptimin e vërtetë të fjalës.

# V. RABËTA[12]

Në fjalor, kuptimi i fjalës *"rabëta"*, është lidhje ose bashkim. Në fakt, në gjithësi nuk ekziston asnjë krijesë që të mos ketë lidhje. Lidhja, nënkupton ndihmën dhe solidaritetin materialo-shpirtëror. E shprehur ndryshe, thelbi i "rabëta"s është dashuria, sepse rabëta, do të thotë ta ruash gjithmonë të freskët e të gjallë dashurinë në shpirt.

Ka tre lloj lidhjesh (rabëta):

### 1. Lidhja e natyrshme

Kjo është një dashuri që njeriu e ndjen ndaj të afërmve të vet, si dashuria e nënës për fëmijën.

### 2. Lidhja e ulët

Kjo, është lidhja ndaj prirjeve të ndaluara, dja-

12. **Rabëta**: Është një term dhe një proces i edukimit shpirtëror në fushën e tasavvufit. Për fat të keq, në shumicën e tarikateve sufiste, ky proces ka pësuar shumë shtrembërime dhe devijime si në kuptim, ashtu edhe në zbatimin e tij, duke u larguar nga synimi i vërtetë. Autori i këtij libri, i nderuari Osman Nuri Topbash, duke ndjekur rrugën e tasavvufit brenda kufijve të sheriatit Islam, përpiqet të na japë thelbin dhe synimin e vërtetë të këtij procesi të edukimit shpirtëror.

llëzore dhe egoiste, si për shembull, lidhja e zemrës dhe e mendjes së një kumarxhiu vetëm me kumarin, duke e harruar edhe familjen e tij.

### 3. Lidhja e lartë (rabëta e tasavvufit)

Kjo është një lidhje, e cila bëhet shkak që njeriu të orientohet tek Allahu me nocione të shenjta dhe ndjenja madhështore.

Rabëta, është një nga metodat e edukimit në tasavvuf. Megjithëse në çdo ekol të tasavvufit emri dhe zbatimi i saj ndryshon, në përgjithësi, nënkupton nxënësin (udhëtarin e kësaj rruge) i cili përfytyron mësuesin (prijësin e kësaj rruge) e vet dhe, duke kujtuar gjendjen dhe sjelljet e tij, bashkohet me të me anë të ndjenjave të larta. Ruajtja e freskisë dhe e gjallërisë së respektit e dashurisë ndaj mësuesit, e bën nxënësin të jetë gjithmonë vigjilent në aspektin shpirtëror.

Njeriu, është një qenie e hapur ndaj ndikimeve. Ashtu siç ndodh në rastin e disa sëmundjeve ngjitëse, edhe "gjendjet" e njeriut kanë cilësinë e "infektimit". Marrëdhënia e brendshme ndërmjet shpirtrave, është një e vërtetë e cila nuk mund të mohohet. Prirjet e forta shpirtërore të personaliteteve me cilësi aktive dhe ndikuese, pak a shumë -sipas aftësive të tyre shpirtërore- kalojnë edhe tek ata që ndodhen pranë tyre. Ky kalim, nuk varet nga cilësia e "gjendjes" që

i ndikon ata, pra, a është negative apo pozitive, por sidoqoftë, ky kalim realizohet. Mjafton që midis tyre të ketë lidhje dashurie e miqësie.

Për shembull, gjendjet e njerëzve me mëshirë të jashtëzakonshme, altruistë e flijues, ndikojnë edhe bashkësinë ku ata ndodhen. Lidhja, që është një shfaqje e dashurisë, duhet për të shtuar marrëdhëniet shpirtërore me cilësi të tilla morale, për t'i shpejtuar dhe për t'i shndërruar ato në një moral më të lartë. Për këtë arsye, një besimtar me mendje të shëndoshë, duke ndjerë dashuri ndaj njerëzve të mirë e të devotshëm dhe duke formuar miqësi me ta, duhet të përpiqet t'i reflektojë në nivelin më të lartë gjendjet e tyre të mrekullueshme.

Për fat të keq, mendja e cila shqetësohet nga spërkatja me baltë ndaj një rrobe të bukur e të pastër, nëse nuk është ndriçuar me dritën e shpalljes hyjnore, në përgjithësi nuk ndikohet aspak nga pushtimi i shpirtit prej veseve të këqija të zemrave që janë nxirë nga gjynahet. Për shkak se ai ndodhet nën narkozën shpirtërore të tundimeve egoiste e djallëzore, nuk e ndjen aspak këtë shqetësim shpirtëror. Prandaj, duhet hapur syri i zemrës dhe të llogaritet mirë fitimi dhe humbja e përjetshme, sepse përkrah ndikimeve pozitive, njeriu është lënë i lirë të zgjedhë edhe ndikimet negative. Mirëpo, Allahu i Madhëruar, në Kuranin Fisnik na e ka bërë të ditur se cila është

zgjedhja më e drejtë që duhet të bëjë njeriu:

**“O besimtarë! Frikësojuni Allahut dhe bëhuni me të drejtët** (sinqertët në fjalë dhe në vepra)**!”** (Teube, 119)

Nëse vihet re, Allahu i Madhëruar, në këtë ajet nuk u ka thënë robërve të Tij “bëhuni të drejtë!”, por për ta ruajtur devotshmërinë, i ka urdhëruar “të qëndrojnë së bashku me të drejtët”, sepse hapi i parë që hidhet në rrugën e së drejtës, është qëndrimi me njerëzit e drejtë, pra të kesh lidhje dashurie e miqësie me ta. Të jesh i drejtë, është rezultati i natyrshëm i kësaj gjendjeje.

I nderuari Haxhe Ubejdullah Ahrar, në komentimin e këtij ajeti ka thënë:

“Shprehja «**bëhuni me të drejtët!**», e cila kalon në ajet, shpreh qëndrimin e vazhdueshëm me të drejtët. Urdhri «**bëhuni!**» është absolut dhe përfshin edhe kuptimin e drejtpërdrejtë, edhe kuptimin indirekt të fjalës. Pra, në kuptimin e drejtpërdrejtë duke qëndruar fizikisht së bashku me njerëzit e drejtë dhe në kuptimin indirekt, duke i përfytyruar dhe vepruar si ata në mungesë të tyre.”

Të qenit bashkë me njerëzit e mirë e të drejtë, ndikon në zbutjen e egos, ashtu si radioaktiviteti, i cili nuk shihet por që ka një rezultat absolut. Kështu është edhe të gjendesh përreth njerëzve të mirë, të

shohësh sjelljen dhe veprimet e tyre, madje edhe të shohësh fytyrën e tyre plot dritë. Për këtë arsye, të gjendesh pranë njerëzve me ndikim të lart shpirtëror, është një mirësi shumë e madhe. Kjo, sepse gjendjet e tyre kalojnë edhe tek të tjerët. Ashtu si njeriu i cili kur gjendet në një kopsht me trëndafila i ngjitet në trup aroma e trëndafilit, ashtu edhe vendi ku gjenden njerëzit e drejtë, ka një ndikim shpirtëror i cili u ngjitet edhe atyre që u ndodhen pranë. Sepse, dashuria është si një linjë elektrike midis dy zemrave.

Këtu, synohet që edukata dhe dashuria e cila tregohet në prezencë të mësuesit, të tregohet edhe në mungesë të tij. Që mendja njerëzore të shohë apo të ndjejë diçka abstrakte, ka nevojë ta përngjajë atë me një send apo t'i japë asaj një formë. Për shembull, dija ekspozohet tek dijetari, dashuria tek i dashuruari dhe arti tek artisti. Pra, është e pamundur të prezantosh abstrakten pa një ekspozim.

Në këtë mënyrë, në saj të lidhjes (rabëta), cilësitë shpirtërore në zemrën e mësuesit, kalojnë edhe tek nxënësi i tij. Kuptimi i vërtetë i lidhjes, është që edukata dhe ndjenjat e larta që tregohen në praninë fizike të mësuesit, të vazhdojnë gjendjen e tyre të bashkimit shpirtëror edhe në mungesë të mësuesit. Kjo, sepse jo gjithmonë është e mundur të jemi fizikisht pranë robërve të mirë e të devotshëm të Allahut.

Në thelb, ndikimi (ngjitja) i gjendjeve, realizohet në përqindje të njëjtë me dashurinë dhe miqësinë. Për t'u bërë një besimtar i përsosur, është kusht të qëndrosh me njerëzit e mirë e të drejtë, pra t'i duash ata dhe të përpiqesh të jesh gjithmonë afër tyre, gjë që është e domosdoshme për forcimin e kësaj prirjeje dhe arritjen e rezultateve që dëshirohen.

Kur nxënësi lidhet me dashuri ndaj mësuesit, në fakt, kjo është diçka metaforike, sepse zemra i takon vetëm Allahut dhe përveç Tij, nuk mund të ketë të dashur të vërtetë. Të dashurit e tjerë, janë si shkallët që të çojnë drejt një saraji madhështor. Këto, janë si ushtrime që e përgatitin zemrën në drejtim të dashurisë ndaj Allahut. Nëse mund të shprehemi kështu, kjo i ngjan përpjekjes së Mexhnunit që arriti të gjejë dashurinë ndaj Zotit duke kaluar prej dashurisë që kishte për Lejlën. Shkalla më e begatë e këtyre përpjekjeve, është të takohesh me një mësues të përsosur dhe të përjetosh emocionin shpirtëror të dashurisë dhe miqësisë me të. Dhe, elementi më frytdhënës i kësaj, është lidhja (rabëta). Pra, forcimi i dashurisë në mënyrë të pakrahasueshme me lidhjet e tjera të rëndomta e të thjeshta, është pikërisht "rabëta".

Pikërisht për këtë arsye në edukimin e tasavvufit, "rabëta" është bërë një ushtrim sistematik, me qëllim që nxënësi ta mbajë gjithmonë të freskët

e të gjallë dashurinë për njerëzit e drejtë rreth të cilëve ndodhet.

Rabëta, në sajë të forcës së dashurisë nxjerr në pah një lidhje të fortë shpirtërore, e cila reflektohet në ndjenjat e zemrës. Në dy anët e kësaj lidhjeje, fillon një marrëdhënie shpirtërore në drejtim të "njëjtësimit" të karaktereve të tyre.

Shejh Sadi Shirazi, veçorinë e ndikimit të dikujt në gjendjen e dikujt tjetër, e shpjegon në këtë mënyrë:

"Qeni i djelmoshave të shpellës[13], fitoi nder të madh për shkak se ishte së bashku me ta. Aq, sa ai përmendet në Kuran dhe është futur në histori. Ndërsa gruaja e pejgamberit Lut عليه السلام, ra në mohim për shkak se u bë bashkë me gjynahqarët."

Gjithashtu, Shejh Sadi, "njëjtësimin" që del në pah si rezultat i miqësisë me njerëzit e mirë e të drejtë, e shpjegon në formë tregimi në veprën e tij "Gylistan":

"Një person shkoi në hamam[14], ku njëri prej shokëve i jep një lloj argjile me aromë të mirë për t'u pastruar. Prej kësaj argjile del një aromë shumë e këndshme që të kënaqte shpirtin. Për këtë arsye, njeriu e pyet argjilën:

"- Ah moj e bekuar! U deha nga aroma jote e

13. - Djelmoshat, banorët ose shokët e shpellës: shih. el-kehf 9-22.
14. - Hamam: Vend publik ku lahen njerëzit sipas traditës Osmane.

këndshme. Pa më thuaj, je misk apo amber?"

"- Unë s'jam as misk dhe as amber. Unë jam veçse një copë dheu e zakonshme. Mirëpo, gjendesha poshtë një trëndafili dhe çdo ditë lagesha nga vesa që binte prej gonxheve të tij. Prandaj, kjo aromë që ndjeni dhe u qetëson shpirtrat, i takon atyre trëndafilave."

Kuptimi që jepet në këtë shembull, është se ata që i bashkojnë zemrat e tyre me sinqeritet e modesti me miqtë e Allahut, do të arrijnë të marrin reflektimin e bukurive të tyre shpirtërore. Njësoj si hëna në qiell, e cila edhe pse nuk posedon dritë të vetën, ajo reflekton rrezet e dritës së diellit në anën e fytyrës që ka kthyer nga ai, duke marrë kështu një pjesë prej veçorisë së diellit dhe duke u bërë një kandil ndriçues për njerëzit në netët e tyre të errëta.

Zemra e një mësuesi të përsosur, i cili është i lidhur fort me Allahun, frymëzohet prej shfaqjeve të mrekullueshme të cilësive dhe të emrave të Allahut. Prandaj, zemra e mësuesit, është bërë si një thjerrëz që ka mbledhur të gjitha rrezet e dritës në një pikë të vetme dhe në sajë të begatisë që i ka dhënë Allahu, ai i djeg e i bën hi të gjitha gjërat negative. Ndërsa nxënësi, përpiqet të përfitojë prej kësaj begatie, duke qëndruar i lidhur me të. Në këtë mënyrë, ndjenjat egoiste largohen nga zemra dhe vendin e tyre e zë gjendja e personalitetit që ai merr shembull. Çdo

gjë e kësaj bote që ka zënë vend në zemër, nxirret prej saj dhe mbahet në vendin që i takon.

Në edukimin e tasavvufit, qëndrimi i thatë fizik së bashku me miqtë e Allahut, është i papranueshëm. Kjo, sepse mundet që dikush të qëndrojë edhe gju më gju me mësuesin më të përsosur, por për shkak të shkujdesjes që tregon, nuk përfiton aspak prej tij.

Nga ana tjetër, shumë nxënës që ndodhen në vise të largëta, në sajë të lidhjes së fortë me mësuesin e tyre për të cilin ndjejnë respekt, mall dhe dashuri të jashtëzakonshme, arrijnë të përfitojnë dhe të frymëzohen me ndjenja të larta shpirtërore të mësuesve të tyre. Këtë të vërtetë kërkon të shprehë edhe thënia e urtë, *"Ai që është në Jemen, është pranë meje; ai që është pranë meje është në Jemen"*. Për këtë arsye, e rëndësishme, është që kudo që të gjendesh, të mos e humbasësh lidhjen dhe bashkimin e zemrave.

Sado i lartë të jetë niveli i aftësisë së ndikimit përreth vetes të njerëzve me aftësi të larta shpirtërore, kjo, e vetme nuk mjafton. Sepse në tasavvuf, kalimi i gjendjes, është një proces i tillë shpirtëror, saqë për të arritur përfitimin më të madh prej ndikimit të këtij procesi, përveç aftësisë shpirtërore të mësuesit, kërkohet edhe një nivel i lartë i aftësisë dhe dashurisë së nxënësit. Prandaj, jo çdo nxënës

arrin nivel të njëjtë me të tjerë vetëm sepse është nxënës i të njëjtit mësues.

Ky dallim, buron nga niveli i aftësive shpirtërore dhe i dashurisë në zemër, i cili ndryshon nga nxënësi në nxënës. Nëse na duhet të japim një shembull, mund të themi se nuk ka asnjë ndryshim nëse dikush merr një enë për të mbushur ujë në një liqen të vogël apo në një oqean të madh. Në të dyja rastet, ai mund të marrë ujë sa ç'mban ena. Prandaj, është e domosdoshme që nxënësi të jetë i aftë dhe të përpiqet ta përdorë këtë aftësi.

Sa bukur shprehet poeti Junus Emre:

*Nëse e lë bardakun*
*Në çezmë pa e mbushur,*
*Njëmijë vjet në ndenjtë,*
*Vetë s'ka për t'u mbushur!*

Veçoria "ngjitëse" e gjendjeve, ashtu si në rastet pozitive, është e vlefshme edhe për rastet negative. Për shembull, njerëzit e Faraonit, si Hamani dhe njerëzit e tjerët të ulët, për shkak të qëndrimit me të (faraonin), me kalimin e kohës edhe ata u bën si ai.

Në hadithet fisnike, thuhet:

*"Njeriu është me atë që e do."* (Buhari, Edeb, 96)

*"Kush mundohet t'i ngjajë një populli, ai është prej tyre."* (Ebu Daud, Libas, 4/4031.)

Si përfundim, duhet kuptuar mirë se, rabëta, e shprehur në mënyrën më të shkurtër e të përmbledhur, është procesi i ruajtjes së freskisë së dashurisë. Të kalosh përtej kësaj dhe t'i atribuosh dikujt çfarëdolloj shenjtërie, është plotësisht e gabuar, i kalon kufijtë dhe -Allahu na ruajttë- i hap derën shirkut. Kjo është edhe pika ku shumë njerëzve u rrëshqet këmba. Personi me të cilin krijohet lidhje (bëhet rabëta), pra mësuesi, nuk është një person i tretë midis Allahut dhe robit, sepse në Islam nuk ekziston murgëria.

Mësuesi, është vetëm një personalitet shembullor që i është dhuruar nxënësit për ta marrë shembull. Mësuesi i përsosur, i jep nxënësit të tij një edukim shpirtëror dhe e zbukuron zemrën e tij me moralin e të Dërguarit të Allahut ﷺ. Shenjtëria i takon vetëm Allahut, ashtu si edhe çdo fuqi e pushtet. Në çfarëdo niveli qoftë robi, ai është i dobët dhe ka nevojë për Allahun.

# VI. QENDRAT E NDJESHMËRISË SHPIRTËRORE dhe DHIKRULLAH

Një nga metodat më të rëndësishme në edukimin e tasavvufit, është edhe "dhikrullah/përmendja e Allahut", gjë që e kemi shprehur edhe më lartë. Miqtë e Allahut, me qëllim që dhikri të përjetohet në zemër brenda një vetëdijeje të vazhdueshme dhe që njeriu të shkrihet brenda tij duke përmendur Allahun e Madhëruar, gjatë gjithë historisë kanë përcaktuar metoda dhe forma të ndryshme. Dhe pikërisht një nga këto metoda, është edhe përcaktimi i disa qendrave të ndjeshmërisë shpirtërore në zona të ndryshme të trupit, me qëllim që të arrihet dhikri i plotë.

Me qëllim që trupi ynë material të vazhdojë jetën e tij, është shumë e domosdoshme që organet, si zemra, truri, mëlçia, mushkëritë etj., të punojnë në mënyrë të shëndetshme. Në mënyrë të njëjtë, me qëllim që edhe bota jonë shpirtërore të zgjohet e të fitojë ndjeshmërinë e duhur, është e domosdoshme puna e shëndetshme e disa zonave të ndjesisë shpirtërore në trup. Për këtë arsye, miqtë e Allahut kanë

përcaktuar disa qendra ndjeshmërie shpirtërore në trup me anë të frymëzimit ose përvojës. Edhe pse ekzistojnë disa vlerësime të ndryshme, në bazë të mendimit më të pranuar, këto qendra shpirtërore ndahen në këtë mënyrë:

**Kalb:** Copa e mishit në formë boçe pishe, e cila gjendet dy gisht nën anën e majtë të kraharorit, pra qendra jonë e ndjesisë shpirtërore që ndodhet në thellësi të zemrës sonë fizike.

**Ruh:** Qendra e ndjeshmërisë shpirtërore e cila ndodhet dy gisht nën anën e djathtë të kraharorit.

**Sir:** Qendra e ndjeshmërisë shpirtërore e cila ndodhet dy gisht mbi anën e majtë të kraharorit.

**Hafi:** Qendra e ndjeshmërisë shpirtërore e cila ndodhet dy gisht mbi anën e djathtë të kraharorit.

**Ahfa:** Qendra e ndjeshmërisë shpirtërore e cila ndodhet në mes të kraharorit dhe katër qendrave të tjera të ndjeshmërisë.

**Nefs-i Natika:** Kjo është një qendër ndjeshmërie e cila ndodhet në ballë në mes të vetullave si një vijë vertikale e drejtuar lartë.

**Dhikr-i Sultani/Dhikri i plotë**: Me këtë, kuptojmë shpërndarjen e dhikrit në të gjitha qelizat e trupit. E shprehur ndryshe, ky është mësimi me dhikir i qendrave shpirtërore të përmendura më

sipër dhe shndërrimi i të gjitha qelizave të trupi në qendra ndjesie shpirtërore, të cilat e përmendin vazhdimisht Allahun.

Miqtë e Allahut, të cilët janë edukues shpirtëror, janë shprehur se, këto qendra të ndjeshmërisë shpirtërore, nuk janë prej "botës së dukshme/materiale", por nga "bota e padukshme/transhendente" si zemra shpirtërore.

Mësuesit/prijësit, të cilët besojnë pa asnjë dyshim në domosdoshmërinë e dhikrit në pastrimin e egos dhe rafinimin e zemrës, shprehen se dhikri mund të bëhet në dy mënyra; në mënyrën "xhehri" (i shprehur haptazi me gjuhë) dhe në mënyrën "hafi" (pa zë e pa fjalë).

Dhikri që bëhet në qendrat e ndjesive shpirtërore, është ai i formës "hafi". Në lidhje me këtë lloj dhikri, Kurani Fisnik, shprehet:

**"Përmende Zotin tënd me vete, i përulur dhe me frikë – jo me zë të lartë, në mëngjes dhe mbrëmje, dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!"** (A'raf, 205)

Qendrat e ndjesive shpirtërore, mund të zgjohen vetëm duke bërë shumë dhikir. Një nga njerëzit e urtë të kohëve të fundit, i nderuari Mahmdu Sami, Allahu e mëshiroftë, në lidhje me këtë çështje, shprehet:

"Dhikri daimi/i vazhdueshëm, është kushti i parë

për zbutjen dhe purifikimin e zemrës, sepse Allahu i Madhëruar, urdhëron: **"O ju që keni besuar, përmendeni shumë Allahun!.."** (Ahzab, 41) Dhikri i pakët, nuk mjafton për zbutjen e zemrës, sepse ajo mund të zbutet vetëm me përmendje/dhikër të shpeshtë. Asgjë nuk duhet ta pengojë këtë. Fakti që njeriu është krijesa më fisnike, shfaqet tek dhikri i vazhdueshëm, prej të cilit ndriçohet dhe pastrohet trupi."[15]

Gjithashtu, edhe i nderuari Musa Topbash, Allahu e mëshiroftë, në lidhje me rëndësinë e dhikrit në edukimin shpirtëror, është shprehur me këto fjalë:

"Dhikri, është një kriter i rëndësishëm i dashurisë dhe besimit. I dashuruari e përmend shpesh atë që dashuron, pa pushuar natë e ditë, çdo orë, çdo çast e përmendë atë dhe nuk mund të rrijë pa e përmendur. Kush arrin të kryejë si duhet dhikrin, ka arritur gjithçka. Kush privohet nga dhikri, ka humbur gjithçka. Dhikri është drita dhe shkëlqimi i zemrës, qetësia e shpirtit dhe maturia e mendjes. Kush vazhdon dhikrin, ka zemër të gëzuar, vepra e moral të bukur dhe shpirt të hareshëm.

Nëse në një zemër hyn dashuria hyjnore, në atë zemër nuk mbetet gjë tjetër përveç përmendjes së Allahut dhe, gjithçka tjetër zhduket. Madje edhe dashuritë metaforike që kanë zënë vend më parë.

15. Mahmud Sâmi Ramazanoglu, Bayram Sohbetleri, Erkam Yayınları, Istanbul 2005, sh. 44-45.

Zemra duhet mbajtur me dhikir dhe duhet punuar për ta zgjuar dhe aktivizuar me dhikir. Nëse punohet mirë në këtë drejtim, dhikri përhapet në të gjitha qendrat e ndjesive shpirtërore, në ego dhe pastaj në trup."[16]

Njeriu, nga aspekti trupor, e ka burimin nga balta, pra i takon tokës dhe në fund tokë do të bëhet. Ndërsa, për nga aspekti shpirtëror, ai është hyjnor dhe i pavdekshëm. Në Ditën e Kiametit, kur do të bëhet ringjallja, këtij shpirti do t'i vishet një trup i ri. Përbërja e këtij trupi, do të jetë sipas nivelit shpirtëror që shpirti ka fituar kur ka qenë në këtë botë, pra do të jetë plot dritë ose i nxirë. Në lidhje me këtë, Kurani Fisnik, urdhëron:

يَوْمَ تَبْيَضُّ وُجُوهٌ وَتَسْوَدُّ وُجُوهٌ ۚ فَأَمَّا الَّذِينَ
اسْوَدَّتْ وُجُوهُهُمْ أَكَفَرْتُم بَعْدَ إِيمَانِكُمْ فَذُوقُوا
الْعَذَابَ بِمَا كُنتُمْ تَكْفُرُونَ ﴿106﴾ وَأَمَّا الَّذِينَ
ابْيَضَّتْ وُجُوهُهُمْ فَفِي رَحْمَةِ اللَّهِ هُمْ فِيهَا
خَالِدُونَ ﴿107﴾

**"Ditën** (e Kiametit) **kur disa fytyra do të zbardhen e disa të tjera do të nxihen. Atyre që do t'u**

16. Sâdık Dânâ, Altınoluk Sohbetleri-I, Erkam Yayınları, Istanbul 2004, sh. 66.

**nxihet fytyra, do t'u thuhet: «A mohuat pasi kishit besuar?! Atëherë shijoni dënimin për shkak se nuk besuat!» Kurse ato fytyra që do të zbardhen e do të shkëlqejnë, do të jenë në mëshirën e Allahut** (në Xhenet)**, ku do të qëndrojnë përgjithmonë."** (Al 'Imran, 106-107.)

Ndriçimi i qendrave të ndjesisë sonë shpirtërore dhe madje i të gjithë botës sonë shpirtërore në jetën e kësaj bote, do të jetë shkaku më i madh i ndriçimit të fytyrës sonë në ditën e kijametit. Prandaj, është e domosdoshme të përpiqemi sa më shumë që të arrijmë këtë ndriçim pa na ardhur vdekja.

# VII. NEFJ-U ISBAT

Një lloj tjetër i dhikrit, është ai i quajtur "Nefj-u Isbat", i cili në mënyrë të veçantë është zbatuar nga të mëdhenjtë e tarikatit Nakshibendi. Ky dhikir, njihet ndryshe edhe si dhikri i "kelime-i teuhidit"[17]

Ajo që synohet me këtë dhikir, është eliminimi (nefj) i çdo gjëje të kësaj bote që e largon zemrën prej Allahut dhe aprovimi/pranimi (isbat), i robërisë vetëm ndaj Allahut. Kënaqësia e Tij, duhet të jetë dëshira jonë më e madhe, të cilën duhet ta shfaqim në mendimet, veprat dhe sjelljet tona. Synimi dhe qëllimi ynë i vetëm duhet të jetë Ai dhe, çdo krijesë duhet ta shohim relative, që mund të ekzistojë vetëm në sajë të Tij, duke arritur vetëdijen se, Ai është e vërteta e vetme dhe absolute.

Ky lloj dhikri, është trajtuar më me veçanti, me qëllim që të formohet edhe baza e duhur për "murakaben/vetëkontrollin e brendshëm". Ky dhikër i cili

17. **Kelime-i Tuhid:** Formula që shpreh thelbin e Islamit, pra mon - teizmin dhe njësimin e Allahut: *"La ilahe il-lallah"*

bëhet me një përqendrim të plotë, është një metodë e veçantë, për të pastruar zemrën nga mendimet e panevojshme dhe që mbështetet tek përvoja.

# VIII. VETËKONTROLLI

Kuptimi leksikor i fjalës "murakabe", është "të kontrollosh". Ndërsa si term, do të thotë që; robi të mos e harrojë Allahun në asnjë kohë e vend, të ndjejë uahdanijetin[18] dhe rububijetin[19] e Tij në mënyrë të sigurt, të jetë gjithmonë i vetëdijshëm se ndodhet nën vëzhgimin e Allahut dhe të gjitha këto t'i mbajë aktive në zemër, duke u zhytur në dashurinë ndaj Allahut.

Për të arritur ndjenjën e vetëkontrollit, është e domosdoshme që ne të përgatitim terrenin për të në shpirtin tonë me anë të pastrimit të egos dhe purifikimit të zemrës, duke hyrë në kategorinë e atyre për të cilët flet ajeti: **"Vërtet, ka shpëtuar kushdo që e pastron atë** (nefsin/egon)**"** (Shems, 9) Në lidhje me këtë, çështjet e rëndësishme që duhen pasur kujdes janë:

18. **Uahdanijet:** Term që shpreh njëshmërinë e Allahut.
19. **Rububijet:** Term që shpreh se, Allahu është Ai i cili plotëson nevojat e çdo krijese gjithmonë dhe kudo që të ndodhet. Pra, Allahu është kujdestari, drejtuesi dhe edukuesi i të gjitha krijesave.

-Të tregosh kujdes në lidhje me ushqimet hallall.

-Të respektosh të drejtat e njerëzve dhe krijesave të tjera.

-Të kryesh adhurime në kohën e paraagimit.

-Të respektosh dhe të madhërosh urdhrat dhe ndalesat e Allahut me përkushtim të thellë.

-Të marrësh pjesë në shërbimet ndaj shoqërisë.

-Të dhurosh prej pasurisë për hir të Allahut, duke e dhënë me gjithë shpirt.

-Të shoqërohesh me njerëzit e mirë e të drejtë.

-Të lexosh Kuran duke e ndjerë atë dhe t'i shërbesh atij.

-Të ruash zemrën me anë të dhikrit të shpeshtë.

- Të ruhesh nga sjelljet jo morale, si përgojimi, shpërdorimi, gënjeshtra, smira, lakmia, dyfytyrësia, dashuria për pushtet dhe thashethemet.

-Të përpiqesh vazhdimisht të meditosh rreth vdekjes, pra çdo frymë ta marrësh e ta japësh ne vetëdijen ndaj vdekjes deri në frymën e fundit.

❀

Në edukimin e tasavvufit, për realizimin e gjendjes së murakabes/vetëkontrollit tek njeriu, të dashurit e Allahut kanë këshilluar meditimin me metoda të caktuara të këtyre ajeteve:

**1. Murakabeja e ehadijet-it** (rreth Njësisë së Zoti)

قُلْ هُوَ اللّٰهُ أَحَدٌ ﴿١﴾ اللّٰهُ الصَّمَدُ ﴿٢﴾ لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ ﴿٣﴾ وَلَمْ يَكُن لَّهُ كُفُوًا أَحَدٌ ﴿٤﴾

**"Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka për çdo nevojë. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"** (Ihlas, 1-4)

**2. Murakabeja e maijjet-it** (vetëdija e të qenit bashkë me Allahun)

وَهُوَ مَعَكُمْ اَيْنَ مَا كُنْتُمْ

**"...Ai është me ju kudo që të gjendeni..."** (Hadid, 4)

**3. Murakabeja e akrabijjet-it** (vetëdija ndaj afërsisë së Allahut)

وَنَحْنُ أَقْرَبُ اِلَيْهِ مِنْ حَبْلِ الْوَرِيد

**"...Ne jemi më pranë tij se damari i qafës së vet."** (Kaf, 16)

**4. Murakabeja e muhabet-it** (në lidhje me dashurinë)

يُحِبُّهُمْ وَيُحِبُّونَهُ

**"...Allahu do të sjellë njerëz, që i do dhe që e duan..."** (Maide, 54)

❀

Në edukimin shpirtëror, nxënësit që arrijnë nivelin e murakabes/vetëkontrollit në aspektin e duave dhe dhikreve, duhet të kenë përparuar edhe në aspektin e gjendjes së tyre shpirtërore. Nuk duhet harruar se, në ç'nivel të jetë gjendja shpirtërore dhe morale e personit, në atë nivel është edhe mësimi shpirtëror. Dhe, kriteret që tregojnë gjendjen shpirtërore, shpesh herë janë veprimet dhe sjelljet tona. Pra, sjelljet tona, morali dhe karakteri ynë, tregojnë grafikun e zemrës sonë në aspektin shpirtëror.

Në dukje, mësimi ynë mund të jetë tek murakabe/vetëkontrolli, mirëpo në të vërtetë sa jemi brenda këtij vetëkontrolli? Pra, a qëndrojmë vetëm në kallëpet e fjalëve të murakabes, apo hyjmë me të vërtetë brenda kuptimit të saj? Nxënësi i kësaj rruge, duhet të dijë të llogaritë vazhdimisht veten e tij me pyetje të tilla:

Për shembull, çfarë është **murakabeja e ehadijjet-it**?

قُلْ هُوَ اللّٰهُ أَحَدٌ: Ai, Allahu me madhërinë, madhështinë dhe emrat e cilësitë e Tij të pashe-

mbullta e të pashoqe, është një Zot i vetëm. Vetëm Ai meriton të adhurohet. Robëria jonë është vetëm ndaj Tij. Ai është “vaxhibu’l-vuxhud”, pra, i vetmi që nuk ka nevojë për një shkak për të ekzistuar. Përveç Tij, nuk mund të flasësh për ekzistencë të vërtetë të një qenie tjetër. Të gjitha qeniet e tjera ekzistojnë vetëm në sajë të Tij. Kjo është edhe arsyeja që, sa më shumë të përparojë robi në edukimin shpirtëror, tek ai duhet të mbizotërojë ndjenja e “hiç”it (e të qeni asgjë përpara Allahut).

اللَّهُ الصَّمَدُ: **“Allahu është Samed.”** Pra, çdo gjë ka nevojë për Të, por Vetë Ai është i panevojshëm për asgjë dhe askënd. Çdo gjë, që prej grimcës më të vogël e deri tek trupi më i madh, ka nevojë për Të, edhe për të ekzistuar, por edhe për të vazhduar ekzistencën e vet. Vetëm Atij i drejtohet çdolloj duaje me fjalë apo me vepra.

لَمْ يَلِدْ وَلَمْ يُولَدْ: **“Ai as nuk lind, as nuk është i lindur!”** Domethënë se, Ai nuk është prindi i askujt dhe po ashtu, nuk është as fëmija i ndokujt. Nisur nga kjo, atributet hyjnore që i japin të krishterët nënës sonë Merjemes dhe birit të saj, Isait عليه السلام, është një nga gjynahet më të mëdha ndaj Allahut të Madhëruar.

Kjo shprehje, në të njëjtën kohë na bën të kuptojmë se Allahu i Madhëruar nuk i ngjan kurrë asnjë qenieje tjetër të krijuar më pas (muhâlefetun

li'l-hauadis). Pra, Ai është plotësisht jashtë çdolloj mendimi njerëzor; Ai është një Zot Madhështor përtej çdolloj imagjinate e koncepti njerëzor. E shprehur ndryshe, Ai është i pastër dhe larg çdolloj imagjinate në botën e mendimit njerëzor.

وَلَمْ يَكُنْ لَهُ كُفُوًا اَحَدٌ: **"Dhe askush nuk është i barabartë** (i krahasueshëm) **me Të."** As në esencën e Tij, as në cilësitë e Tij dhe as në veprimet e Tij nuk ka të ngjashëm e të barabartë me Të. Kjo është një e vërtetë absolute që nuk ka as fillim dhe as fund.

Rrugëtari i tasavvufit që gjendet në nivelin e murakabes/vetëkontrollit, duhet të zhytet thellë në këto kuptime e shumë të tjera si këto që përmban surja Ihlas. Madje, ai duhet ta shkrijë veten në oqeanin e "hiç"it përballë Allahut të Madhëruar, i Cili është "vaxhibu'l-vuxhud", duke shijuar kënaqësinë e pashoqe të dëshmimit të Atij Zoti, Një e të Vetëm. Njeriu, i cili arrin thelbin e këtij vetëkontrolli, fillon të shohë madhështinë, fuqinë dhe njëshmërinë hyjnore në çdo gjë dhe arrin të ndjejë flladet e dashurisë hyjnore.

❀

Thelbi i murakabes së maijjet-it dhe akrabijjet-it, është ndjenja e "ihsanit". Dhe siç shprehet i Dërguari i Allahut ﷺ, kuptimi i ihsanit, është:

*"Të adhurosh Allahun sikur je duke e parë,*

*sepse edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai vazhdimisht të sheh ty."* (Muslim, Iman, 1, 5; Buhari, Iman, 37)

Duke u nisur prej kësaj fjale të Profetit ﷺ, mund të thuhet se; murakabeja e maijjet-it dhe akrabijjet-it, do të thotë që zemra jonë të jetë e vetëdijshme dhe të perceptojë faktin se në çdo kohë dhe në çdo vend ndodhemi nën vëzhgimin e Allahut të Madhëruar. Në murakaben e maijjet-it, ndihet se Allahu është bashkë me ne, në çdo vend dhe në çdo kohë. Ndërsa murakabeja e akrabijjet-it, e cila është një nivel më i përparuar murakabes, përqendrohet tek ndjenja që është edhe përtej perceptimit njerëzor se, Allahu i Madhëruar është më afër njeriut se njeriu ndaj vetes. Kjo është një afërsi e tillë, e cila na bën të vetëdijshëm se, Allahu i Madhëruar, i Cili hyn midis njeriut dhe zemrës së tij, di çdo qëllim të robit dhe çdo gjë që është në zemrën tij më mirë se ai vet. Dhe, robërit e mirë të Allahut, të cilët janë plotësisht të vetëdijshëm ndaj kësaj të vërtete, tregohen të kujdesshëm ndaj adhurimeve, veprave, ndjenjave, me një fjalë ndaj të gjitha sjelljeve që mbushin jetën e tij. Në çdo frymëmarrje të tyre, ata jetojnë brenda ajetit:

**"...Ne jemi më pranë tij se damari i qafës së vet."** (Kaf, 16)

Kjo gjendje, është si një mburojë e fortë kundër gjynaheve, sepse njeriu është i vetëdijshëm se ndo-

dhet në prezencën hyjnore. Për rrjedhojë, si mund të bëjë gjynahe, ndërkohë që zemra e tij thotë; "O Zot!" dhe gjendet bashkë me Të?

Nisur nga kjo, e gjithë çështja, është të mund të jetojmë duke qenë të vetëdijshëm se jemi nën murakaben (kontrollin) e Allahu të Madhëruar. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

**"...Ai është me ju kudo që të gjendeni..."** (Hadid, 4)

Po ashtu, edhe ky hadith fisnik e shpreh qartë domosdoshmërinë e të qenit gjithmonë në vetëdijen e dhikrullahut (përmendjen e Allahut) dhe murakabes (kontrollit):

*"Mos hyni në biseda të panevojshme duke e harruar Allahun, sepse bisedat e tepërta që bëhen duke harruar Allahun, e ngurtësojnë zemrën. Dhe personi që është më larg Allahut, është ai me zemër të ngurtë."* (Tirmidhi, Zuhd, 62)

Një ditë, një prej sahabëve fisnikë, e pyeti Resulullahun ﷺ:

"- O i Dërguar i Allahut! Çdo të thotë, që njeriu të pastrojë nefsin/egon e tij?"

Resulullahu ﷺ, përgjigjet:

*"- Kudo që të gjendet, të jetë i vetëdijshëm se Allahu është bashkë me të."* (Taberani, Sagir, I, 334/555; Bejhaki, Shuab, III, 187)

Gjithashtu, Pejgamberi ﷺ, është shprehur:

*"Kur dikush është i vetëdijshëm se kudo që të ndodhet, Allahu është së bashku me atë, tregon se besimi i tij është i fortë."* (Bejhaki, Shuab, I, 470)

Nën dritën e kësaj të vërtete, ajo që na takon neve në çështjen e "ihsanit" dhe "murakabes", është që pasi të kuptojmë faktin se Allahu i Madhëruar na vëzhgon vazhdimisht, të orientojmë në rrugë të drejtë edhe gjendjen tonë, në përputhje me gjendjen e Resulullahut ﷺ, i cili është shembulli ynë më i mirë në çështjen e "ihsanit". Si ishte durimi i tij, e si është i joni? Si ishte bujaria dhe besnikëria e tij, e si është e jona? Si ishte namazi, agjërimi, haxhi, zekati dhe shehadeti[20] i tij, e si janë tonat? Si ishte shërbimi dhe përpjekja e tij në rrugë të Allahut, drejtësia dhe ndërgjegjja e tij, e si janë tonat? Me një fjalë, në këtë mënyrë duhet t'i llogaritim të gjitha sjelljet dhe moralin në jetën tonë, sepse ai është i vetmi kriter konkret, "usve-i hasene", pra shembulli më i bukur për të gjithë njerëzimin deri në Ditën e Kiametit. Ai që me lejen e Allahut do të jetë edhe ndërmjetësi ynë tek Ai (Zoti) në botën tjetër.

Një vaiz (ligjërues) po tregonte gjendjen njerëzve

20. **Shehadeti:** Shtylla e parë e Islamit, e cila shpreh pranimin e Allahut si Zot të vetëm dhe Muhammedin ﷺ, si të Dërguar dhe rob të Allahut. "Esh'hedu en la ilahe il-lallah ve esh'hedu enne Muhammeden abduhu ue resuluhu"

në botën tjetër. Midis xhematit ndodhej edhe Shejh Shibli. Duke folur për pyetjet që do të bëjë Allahu i Madhëruar në botën tjetër, vaizi thotë:

"- Ai do të pyes; ku e ke përdorur diturinë? Ku e ke fituar dhe shpenzuar pasurinë? Si e ke kaluar jetën? Si e ke punën me adhurimet? A je treguar i kujdesshëm ndaj hallallit dhe haramit?.. Pas këtyre do të pyesë këto e këto..." duke përmendur edhe shumë çështje të tjera.

Shibli, i cili po e dëgjonte me vëmendje vaizin, me një shprehje të butë tha:

"- O vaiz i nderuar! Ke harruar një nga pyetjet më të rëndësishme! Shkurtimisht, Allahu i Madhëruar do të pyesë:

"O robi Im! Unë isha me ty; isha pranë teje më afër se damari i qafës tënde; po ti me kë ishe?!"

Ja pra, e gjithë çështja në devotshmërinë ndaj Allahut, është të zotërosh një vetëdije, një botëkup-tim, një mençuri dhe një pjekuri të tillë zemre!.. Ai i di qëllimet tona. Prandaj, nuk duhet harruar se në llogarinë hyjnore do të llogaritemi edhe në bazë të qëllimeve tona.

Allahu i Madhëruar, është bashkë me ne në çdo çast dhe në çdo vend. E rëndësishme, është që edhe ne të jemi bashkë me Të në çdo çast e në çdo vend. Murakabeja e maijjet-it, duhet të na

drithërojë zemrën dhe duhet të na ngrejë në kullat e dorëzimit dhe pajtimit (me caktimin e Allahut). E shprehur ndryshe, vullneti ynë i pjesshëm duhet të shkrihet me dorëzim e pajtim në vullnetin absolut të Allahut të Madhëruar.

Sipas një transmetimi, përhapet një thashetheme se, mutasavvufi[21] i famshëm i shekullit të nëntëmbëdhjetë, Shejh Muhammed Nuru'l-Arabi, e ka mohuar "vullnetin njerëzor", pra vullnetin e pjesshëm. Kur e dëgjoi këtë, Sulltan Abdulmexhid Hani, kërkoi që ai të thirrej në seancat e "leksioneve të huzurit"[22] dhe aty të pyetej personalisht në lidhje me këtë çështje. Urdhri i sulltanit zbatohet dhe shejhu ftohet në "leksionet e huzurit". Kur u pyet për të vërtetën e kësaj çështjeje, shejhu i nderuar përgjigjet:

"Unë nuk jam shprehur në mënyrë të përgjithshme se nuk ka "vullnet të pjesshëm", duke e mohuar atë. Por kam thënë se, për disa njerëz, vullneti i pjesshëm është sikur nuk ekziston fare, sepse miqtë e Allahut, jetojnë gjithmonë me vetëdijen se ndodhen në prezencën hyjnore. Për këtë

21. **Mutasavvuf:** Sufist, mistik.

22. **Huzur Dersleri/Leksionet e huzurit:** Këto janë leksione me përmbajtje fetare dhe kanë filluar të zhvillohen në sarajet e sulltanëve prej kohës së sulltan Mehmet Fatihut, tetë ditë në çdo muaj të Ramazanit, ku nën drejtimin e një mësuesi lexohej një ajet Kur'ani dhe bëhej tefsiri i tij.

arsye, vullneti i tyre i pjesshëm, pothuajse nuk ka asnjë mundësi të shfaqet. Prandaj, në çdo lloj situate të ndodhen, ata nuk veprojnë sipas vullnetit (dëshirës) të tyre, por sipas vullnetit të Allahut të Madhëruar, në pronën e të Cilit edhe jetojnë. Përndryshe, do të binin ndesh me edukatën (ndaj Allahut), duke hyrë në gjynah.

Për shembull, ne tani ndodhemi në prezencë të sulltanit. Na thuhet "Eja!", vijmë; na thuhet "Ik!", ikim. Është e pamundur ta përdorim vullnetin tonë mbi vullnetin e sulltanit. Mirëpo, nëse shihni njerëzit indiferentë dhe krijesat e tjera, ata janë të lirë në dëshirat e tyre."

Ndjenja e "ihsanit", duhet të ngulet në zemër, duke u reflektuar në vepra, me qëllim që të përgatitë udhën e takimit (bashkimit me Allahun). Përndryshe, ta shprehësh gjendjen e murakabes (vetëkontrollit) ose ndjenjën e ihsanit vetëm me gjuhë, nuk ka asnjë dobi për zemrën.

❀

Ndërsa për sa i përket, "murakabes së muhabet-it" (vetëkontrollit të dashurisë), kjo është faza e vërtetimit të miqësisë me Allahun. Për sa kohë që robi është i devotshëm në çdo gjendje dhe veprim, në botën e shpirtit të tij, fillon të ndriçojë dielli i njohjes së Allahut. Dhe për sa kohë që tek ai shtohet njohja e Allahut, në zemrën e tij mbizotëron dashuria hyjnore.

Kjo, sepse njohja e përsosmërisë dhe bukurisë së Allahut të Madhëruar, aktivizon ndjenjën e admirimit dhe dashurisë.

Në fakt, burimi i dashurisë, është Zoti ynë i Madhëruar, një prej cilësive të të Cilit është edhe "el-Uedud". Kuptimi i emrit fisnik "el-Uedud", është "Ai që do dhe duhet shumë". Robi, më parë, duhet të përpiqet ta zbukurojë veten me bukuri me të cilat do të fitojë dashurinë e Allahut. Në ajete të ndryshme të Kuranit, në lidhje me ata që do ta fitojnë dashurinë e Allahut, urdhërohet:

**"O besimtarë! Nëse ndokush prej jush braktis besimin e vet, dijeni se Allahu do të sjellë njerëz, që i do dhe e duan; të butë me besimtarët dhe të ashpër me femohuesit; që luftojnë në rrugën e Allahut dhe nuk i tremben qortimit të asnjë qortuesi. Kjo është mirësia e Allahut, të cilën Ai ia jep kujt të dojë. Allahu është Bujar i madh dhe i Gjithëditur."** (Maide, 54)

**"Thuaju** (o Muhamed)**: "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë".** (Al 'Imran, 31)

**"...Allahu me të vërtetë i do bamirësit."** (Bekare, 195)

**"...Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen**

**fort** (për gjynahet) **dhe ata që pastrohen.**” (Bekare, 222)

“**...Allahu i do të duruarit.**” (Al ‘Imran, 146)

“**...Vërtet, Allahu i do ata që mbështeten tek Ai.**” (Al ‘Imran, 159)

“**...Allahu i do ata që veprojnë me drejtësi.**” (Huxhurat, 9)

“**...Me të vërtetë, Allahu i do ata që i frikësohen Atij.**” (Teube, 4)

“**Vërtet, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij, të radhitur si të ishin një ndërtesë solide.**” (Saff, 4)

Ndërsa në një hadith kudsi, transmetohet se Allahu i Madhëruar, ka thënë:

*“Robi Im nuk mund të më afrohet me ndonjë mënyrë më të mirë se sa me ato që Unë ia kam bërë farz (të detyrueshme). Robi Im vazhdon të më afrohet edhe me (vepra) nafile (vullnetare) dhe Unë e dua atë. Kur Unë e dua, bëhem veshi i tij me të cilin dëgjon, syri i tij me të cilin shikon, dora e tij me të cilën prek dhe këmba e tij me të cilën ecën. Nëse kërkon diçka prej Meje, ia jap, nëse strehohet tek Unë e mbroj...”* (Buhari, Rikak, 38; Ibn-i Maxhe, Fiten, 16)

Ndërsa vetë Pejgamberi ﷺ, na e bën të ditur se kush janë ata robër që do ta fitojnë dashurinë e

Allahut të Madhëruar, duke thënë:

*"Allahu i Madhëruar, e do robin e devotshëm, me zemër të pasur, që i përkushtohet adhurimit, që qëndron larg famës e lavdisë dhe që merret me përmirësimin e nefsit (vetes) të tij."* (Muslim, Zuhd, 11)

*"Allahu i Madhëruar është Rafik (i Butë) dhe i pëlqen që në çdo çështje të veprojë me butësi. Allahu i Madhëruar e do çdo zemër të mbushur me frikë-respekt ndaj Tij, të trishtuar, të mëshirshme, që u mëson njerëzve të mirën dhe që i fton ata t'i binden Allahut. Po ashtu, Ai e urren zemrën e ngurtë, që merret me gjëra pa vlerë, që kalon gjithë natën në gjumë duke mos e ditur se, a do t'i kthehet më shpirti apo jo dhe që e përkujton shumë pak Allahun."* (Dejlemi, Musned, I, 158)

*"Allahu i Madhëruar e do të riun, i cili e kalon rininë e tij me bindje ndaj Allahut."* (Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, I, 65)

*"Allahu i Madhëruar e do robin e tij që lodhet duke vrapuar pas hallallit."* (Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, I, 65)

*"Allahu e do besimtarin e varfër, i cili qëndron larg lypsarisë dhe fitimit haram, edhe pse ka nevojë për përkujdesje (nga të tjerët)."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 5)

*"Allahu i Madhëruar e do personin i cili kur bën diçka, e bën në mënyrën më të mirë."* (Dejlemi, Musned, I, 157)

Nëse robi e pajis veten me virtyte të bukura, me të cilat do të tërheqë dashurinë e Allahut të Madhëruar, edhe dashuria Allahut ndaj robit të Tij shtohet. Kjo dashuri, bëhet shkak i lindjes së dashurisë hyjnore tek robi. Pra, në fillim Allahu e do robin e tij, pastaj tek robi fillon të shpërthejë dashuria ndaj Allahut. Kjo dashuri bëhet aq e madhe, saqë tashmë robi në emër të Allahut bëhet mik pothuajse me çdo krijesë -përveç armiqve të përbetuar të Allahut-. Kjo gjendje, është një rezultat i natyrshëm i miqësisë me Allahun.

Njerëz të tillë, bëhen një qendër tërheqjeje e shndritshme për të tjerët. Për këtë arsye, edhe njerëzit e tjerë fillojnë t'i duan ata me vetëdije ose pavetëdije. Kjo, sepse Allahu i Madhëruar, ashtu siç i do Vet këta robër të mirë, ashtu i bën të dashur edhe për të tjerët sipas aftësive që kanë. Në një ajet fisnik, urdhërohet:

اِنَّ الَّذ۪ينَ اٰمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ
سَيَجْعَلُ لَهُمُ الرَّحْمٰنُ وُدًّا

**"Në të vërtetë, atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, i Gjithëmëshirshmi do t'u dhurojë dashuri."** (Merjem, 96)

Gjithashtu, edhe Pejgamberi ﷺ, në një hadith fisnik, shprehet:

*"Kur Allahu i Madhëruar e do një rob të Tij, thërret Xhebrailin dhe e urdhëron:*

*«Unë e dua këtë rob, prandaj duaje edhe ti!»*

*Edhe Xhebraili e do atë dhe i thërret banorëve të qiellit:*

*«Allahu e do këtë rob, prandaj duajeni edhe ju!»*

*Edhe banorët e qiellit e duan atë. Më pas dashuria ndaj tij i jepet edhe banorëve të tokës dhe, të gjithë tregojnë dashuri ndaj tij."* (Buhari, Bed'u'l-Halk, 6.)

Dashuria për Allahun, duhet të jetë mbi çdo lloj dashurie tjetër në zemrën e robit. Madje, dashurinë dhe lidhjen që formohet në zemrën e tij lidhur me të gjitha mirësitë që Allahu i ka falur, besimtari duhet t'i kthejë në mjete për t'iu afruar më shumë Allahut dhe për të arritur dashurinë dhe kënaqësinë e Tij. Për shembull, lakminë dhe dashurinë për të fituar pasuri, duhet ta kthejë në synimin për të dhuruar më shumë në rrugë të Allahut; dashurinë që ka ndaj fëmijëve, duhet ta kthejë në synimin për t'i edukuar ata që të bëhen robër të mirë e të sinqertë në rrugë të Allahut; ndërsa pozitën, prestigjin dhe famën duhet t'i kthejë në mundësi për të shërbyer sa më shumë për hir të Allahut.

Në thelb, dashuria buron nga cilësitë e përbashkëta që kanë ata që duan njëri-tjetrin. Sa më

shumë që shfaqen cilësitë hyjnore tek robi, aq më shumë shtohet edhe dashuria hyjnore. Dhe si rezultat i kësaj, realizohet edhe ajo që të mëdhenjtë e tasavvufit e quajnë “pajisja me moralin e Allahut”. Vetëm në sajë të këtyre shenjave dhe treguesve mund të kuptohet vërtetësia e murakabes së dashurisë. Për shembull:

**er-Rahman**: Nënkupton Atë që mëshiron dhe i fal çdo krijese prej mirësive të Tij. Kjo është edhe cilësia hyjnore që përmendet më shumë në Kuranin Fisnik. Nëse ky emër i Allahut shfaqet tek robi, ai ia hap krahët e mëshirës dhe dhembshurisë të gjitha krijesave. Mëshirën dhe dhembshurinë nuk e shfaq vetëm ndaj vetes dhe të afërmve të tij, por edhe ndaj të gjitha krijesave të tjera.

**el-Mu’min**: Ai që shndrit rrezet e besimit në zemra, që i garanton, i mbron, i qetëson dhe i siguron ata të cilët strehohet tek Ai dhe që i mban premtimet. Nëse ky emër shfaqet tek robi, edhe besimi zë vend plotësisht në zemrën e tij, por bëhet edhe një njeri me personalitet dhe karakter të sigurt/të besueshëm. Të gjithë janë të sigurt nga dora e gjuha e tij dhe ai nuk e tradhton amanetin.

**el-Bari**: Ai që krijon çdo gjë në mënyrën më të përkryer, pa pasur nevojë për model apo shembull dhe që u jep format më të përsosura dhe më të përshtatshme gjymtyrëve dhe organeve të tyre. Nëse

ky emër hyjnor shfaqet tek robi, tek ai del në pah aftësia për të parë madhështinë dhe fuqinë hyjnore që rrjedh në gjithësi. Çdo gjë e bën me drejtësi dhe përpiqet që punët t'i kryejë në mënyrën më të mirë.

**el-Musauuir**: Ai që çdo krijesë e krijon në forma të ndryshme dhe secilës i jep një pamje të veçantë. Robërit që marrin pjesë prej këtij emri hyjnor, shfaqjet e fuqisë hyjnore, si dielli kur lind apo tablotë plot ngjyra që reflektojnë rrezet e dritës në perëndim të tij, i shohin të mrekulluar e të zhytur në admirim ndaj fuqisë hyjnore. Ata, edhe kur shohin një gjarpër me këtë mënyrë shikimi, në vend që të ndjejnë frikë si gjithë të tjerë, mahniten pas vijave e dizajnit të lëkurës së tij dhe mrekullohen me shpejtësinë dhe shkathtësinë e lëvizjeve të tij, megjithëse nuk ka këmbë. Ata i shohin nga dritarja e urtësisë trëndafilin dhe gjembin, të hidhurën dhe të ëmblën, lulet shumëngjyrëshe dhe frutat e llojllojshme që dalin prej së njëjtës tokë.

**Malike'l-Mulk**: Ai është pronari i vetëm i gjithësisë dhe sunduesi i të gjithë botës së krijesave. Tek ata që shfaqet ky emër hyjnor, zë vend vetëdija se pasuria dhe prona, janë vetëm amanet në duart e tyre. Ata arrijnë urtësinë dhe dijen se si ta përdorin pasurinë dhe pronën. Ata pastrohen nga cilësitë e këqija që sjell pasuria, si shpërdorimi dhe

koprracia, duke e zbukuruar veten me virtytet e larta, si dhurimi, altruizmi dhe sakrifica. Po ashtu, tek ata shtohet ndjenja e mirënjohjes ndaj mirësisë dhe madhërimit të Dhënësit të mirësive.

**er-Rezzak**: Ai që furnizon materialisht dhe shpirtërisht të gjitha krijesat që ka krijuar. Në Kuranin fisnik, urdhërohet:

**"Sa krijesa ka që nuk e mbajnë dot veten me ushqim! Allahu u jep atyre dhe juve! Ai dëgjon dhe di gjithçka."** (Ankebut, 60)

**"S'ka asnjë gjallesë në Tokë që të mos i ketë mjetet e jetesës prej Tij. Ai di vendbanimin e saj dhe vendin e vdekjes. Të gjitha këto janë** (të shënuara) **në Librin e qartë."** (Hud, 6)

Robi që merr hise prej këtij emri hyjnor, nuk vrapon pas rrizkut por pas Rrezzakut (dhënësit të rrizkut). Atë e përmend për çdo mirësi. Mrekullohet me bujarinë e Pronarit të miliona sofrave që shtrohen çdo çast në të gjithë universin. Kur përpiqet të fitojë rrizkun, nuk ia zgjat dorën haramit dhe të dyshimtave. Dhe, ndaj atyre që janë bërë shkak i rrizkut të tij, nuk tregohet i paedukatë.

**el-Adl**: Ai që është shumë i drejtë dhe nuk bën kurrë padrejtësi. Drejtësi, do të thotë t'i japësh çdo gjëje të drejtën që i takon. Robi që merr hise prej këtij emri, distancohet nga çdo formë e padrejtësi-

së. Ai nuk devijon prej drejtësisë, edhe sikur të jetë kundër vetes së tij, apo edhe kundër të afërmve të tij. Para çdo gjëje, ai preferon të jetë një mëkëmbës i drejtë i Allahut të Madhëruar në përhapjen e drejtësisë. Për të, e drejta më e madhe, e cila duhet pasur më shumë kujdes, është e drejta e Allahut. Me këtë cilësi, ai bëhet edhe dëshmitari i Allahut në tokë.

**el-Gafur**: Ai që i fal dhe i mbulon gjynahet e robërve të Tij, të cilët heqin dorë nga fajet e gabimet. Ai tek i cili shfaqet ky emër hyjnor, orientohet në kërkimin e faljes në mënyrë të përhershme, me dua dhe vepra. Gjithashtu, ai bëhet falës i gabimeve dhe padrejtësive që bëhen ndaj personit të tij. Ai është i vetëdijshëm se, falja është më e virtytshme se ushqimi i urrejtjes dhe armiqësisë.

**el-Afuu**: Ai që fal shumë, i pastron dhe i fshin gjynahet e robërve të Tij. Robi që merr hise prej këtij emri, kërkon gjithmonë falje duke qenë i vetëdijshëm për gjynahet e shumta që ka dhe qëndron larg çdo forme të dëshpërimit. Nga ana tjetër, ai është shumë falës ndaj robërve të Allahut të Madhëruar, i Cili e fal edhe atë. Ai e kupton se, duke falur vazhdimisht të tjerë, mund të meritojë edhe faljen e Allahut. Po ashtu, ai kupton edhe se, sjellja me tolerancë dhe falje, është më e virtytshme se t'i përgjigjesh së keqes me të keqe. Ai e di shumë mirë se Pejgamberi ﷺ,

i fali ata që u sollën me padrejtësi të madhe ndaj tij për njëzet e ca vite. Në këtë mënyrë, si umeti i tij, ai beson se në domosdoshmërinë e përfitimit prej kësaj cilësie të lartë. Ai merr mësim edhe prej dhembshurisë dhe faljes së madhe që tregoi Hallaxh Mansuri, në lidhje me ata që e gurëzuan, kur iu lut Allahut: "O Zot! Këta nuk e dinë. Fali këta robër para se të më falësh mua!".

**es-Sabur**: Ai që është shumë i durueshëm dhe nuk nxiton në dënimin e robërve të Tij gjynahqarë. Ai që merr hise prej këtij emri, arrin të zotërojë një çelës të rëndësishëm të suksesit, si durimi dhe qëndresa. Ai nuk dobësohet në zbatimin dhe këshillimin e së vërtetës. Në kryerjen e adhurimeve, i bën ballë tundimeve të harameve dhe përfiton më së miri prej mirësisë së durimit në shfaqjen e dorëzimit dhe pëlqimit ndaj caktimit të Allahut, përballë çdolloj fatkeqësie e ndodhie tjetër.

**el-Kerim**: Ai që është bujar e bamirës i madh dhe mbledh në Vete çdolloj virtyti. Robi i cili merr hise prej këtij emri, shpëton prej çdolloj koprracie dhe arrin pjekurinë e shpërndarjes së mirësive që i ka dhënë Allahu, me robërit e tjerë të Allahut, lehtësisht dhe pa asnjë vështirësi. Në këtë mënyrë, ai e ruan veten prej çdolloj poshtërimi që mund të dëmtojë personalitetin e tij. Ai vetëdijesohet se fisnikëria tek Allahu, arrihet në sajë të devotshmërisë. Prandaj

përpiqet të përparojë sa më shumë në këtë rrugë.

**el-Uedud**: Ai që do dhe duhet shumë. Robi që merr hise prej këtij emri, i do të gjithë dhe çdo gjë për hir të Allahut dhe duhet nga të gjithë e nga çdo gjë, përveç ata që e mohojnë Allahun dhe meritojnë dënimin e Tij, të cilët as i do dhe as që dëshiron që ata ta duan.

❀

Besimtari, zemra e të cilit në këtë botë është me Allahun, nuk e shpërdoron jetën e tij pas dëshirave të ulëta të egos; nuk prishet në epshe e poshtërsi; nuk shkon pas aventurave të panevojshme; nuk zhytet në gjëra të kota dhe ekstremizma; nuk mashtrohet me dashuri boshe; qëndron larg injorantëve nëse ata kërkojnë të grinden me të; nuk e njollos librin e jetës së tij me thashetheme; jeton duke u përpjekur të jetë mik i Allahut. Kurse një zemër e cila tregohet mosmirënjohëse, kundërshtuese dhe injorante, në vend që të tregohet falënderuese, e kënaqur, e dorëzuar dhe mirënjohëse përballë baticave e zbaticave të jetës, do të thotë se ajo e ka humbur ndjeshmërinë ndaj murakabes (vetëkontrollit).

Ata që janë bashkë me Allahun gjatë jetës së tyre, e gëzojnë këtë mirësi edhe në frymën e tyre të fundit. Ja pra, **murakabe**, do të thotë të jetosh në horizontin e këtij botëkuptimi. Do të thotë, t'ia kushtosh zemrën Krijuesi të Madhërishëm, Atij që e

meriton më shumë, duke eliminuar të gjitha dashuritë kalimtare dhe tundimet e egos. Kjo, sepse në zemrën e cila nuk preokupohet me Allahun, zë vend e kota.

Me afrimin e botës së zemrës në realitetin e murakabes, i gjithë universi fillon të shihet si shfaqje hyjnore e Allahut dhe lexohet ashtu siç duhet lexuar. Ja pra, atëherë bëhet e mundur të punohet me ajetin:

اِقْرَأْ بِسْمِ رَبِّكَ الَّذِى خَلَقَ

“**Lexo me emrin e Zotit tënd që krijon** (gjithçka)**!**” (Alak, 1)

Tashmë, për zemrat bëhet e qartë se çdo gjë është një shfaqje e emrave të Tij. Emrat hyjnorë që shfaqen në gjithësi, në Kuran dhe tek njeriu, fillojnë të bëhen të dukshëm për zemrën e vetëdijshme, e cila mrekullohet me to. Dhe më në fund, robi bëhet i vetëdijshëm për dobësinë e të qenit një hiç përballë madhështisë dhe madhërisë së Allahut, Zotit të botëve.

# PËRFUNDIM

Udhëtimi në rrugën e tasavvufit, nuk është fjalë, por gjendje; do të thotë të frymëzohesh prej moralit dhe gjendjeve të miqve të Allahut. Ata që mbeten tek fjalët dhe pandehin se kjo çështje ka të bëjë vetëm me fjalë të bukura, e kanë mashtruar veten. Po ashtu, ata që synojnë të arrijnë gjendje të jashtëzakonshme e mrekulli dhe jo virtytet e larta, janë mposhtur nga dredhitë e shejtanit dhe egos së tyre. E vërteta është se, mrekullia më e madhe, është rruga e drejtë, sepse Allahu i Madhëruar, duke iu drejtuar Pejgamberit ﷺ dhe atyre që ishin së bashku me të, urdhëron:

“**Prandaj qëndro i patundur në udhën e drejtë, ashtu siç je i urdhëruar. Ashtu le të veprojnë edhe besimtarët që janë me ty, e mos i kaloni kufijtë!..**” (Hud, 112)

Të mëdhenjtë e Islamit, arritën grada të larta në rrugën e Allahut, jo duke synuar kerametet[23], mrekullitë, por duke marrë gjithmonë si parim rru-

23. **Keramet**: Një akt mbinatyror, ose mrekulli, e kryer nga një Veli.

gën e drejtë. Ata kanë thënë se, në sajë të kerametit nuk kanë fituar ndonjë vlerë më të madhe se ajo e zogut që fluturon në ajër dhe e peshkut që noton në ujë. Gjithashtu, ata e kanë shprehur në çdo rast se, aftësia e vetme nuk është përpjekja për të imituar ato që bëjnë zogu me peshkun, por për të jetuar në mënyrë të orientuar në rrugë të drejtë me një vetëdije të lartë adhurimi ndaj Zotit dhe për kënaqësinë e Tij, duke e treguar këtë me qëndrimet, sjelljet dhe veprimet e tyre!

I nderuari Bajezid Bistami, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:

"Nëse shihni dikë që qëndron këmbëkryq në ajër, mos besoni se ky është një keramet pa e parë se, a i ruan kufijtë e urdhrave dhe të ndalesave hyjnore, pa e parë se, a ndjek Sunetin e Profetit ﷺ, dhe a i respekton ligjet e Zotit."

Të dashuri e Allahut, qëndrojnë larg dukjes, prandaj nuk shfaqin keramete pa qenë shumë të detyruar. Ata u tregojnë njerëzve përsosmërinë e moralit njerëzor që mund të merret si shembull. Kjo këshillë që i nderuari Hasan Basriu, Allahu e mëshiroftë, i ka dhënë njërit prej nxënësve të tij është shumë domethënëse:

"Mos u mashtro me lartësinë e gradës së dijes, gjendjes dhe dijes shpirtërore! Kujto se çfarë i ka ndodhur Bel'am bin Bauras, i cili arriti grada të

larta në dituri!"

Gjendja e tij mësimdhënëse në Kuranin Fisnik shprehet kështu:

**"...Por ai nuk iu largua kësaj bote dhe shkoi pas epshit të tij. Gjendja tij është si gjendja e qenit të cilin, nëse e përzë, ai e nxjerr gjuhën, edhe nëse nuk e përzë, ai sërish e nxjerr gjuhën. Kjo është gjendja e atyre që i konsideruan mashtrim argumentet Tona. Ti rrëfeja tregimet** (ummetit tënd) **në mënyrë që ata të mendojnë."** (A'raf, 176)

I nderuari Mevlana Halid Bagdadi ka thënë:

"Qëndrimi në rrugë të drejtë dhe puna, janë më të mira se keshfi[24] dhe kerameti. Përveç kësaj, duhet të dihet se nëse keshfi dhe kerameti nuk e shtojnë respektin ndaj urdhrave të fesë, nuk janë gjë tjetër veçse shkatërrim e fatkeqësi."

Porositë e të nderuarit Muhammed Es'adit, rahmetullahi alejhi, në lidhje me rëndësinë e rrugës së drejtë, veçanërisht për prijësit shpirtëror, janë:

"Qoftë dijetar, qoftë shejh, çdokush që nuk e vë në kokë çallmën e udhës së drejtë, në fund do të shkatërrohet e do të zhduket. Nëse kurrizi nuk është kërrusur nën peshën e udhës së drejtë, a mund ta

24. **Keshf:** Kuptimi dhe shikimi i urtësive me syrin e zemrës.

godasë shigjeta e dëshirës shënjestrën e afrimit te Allahu?"

Nëse edhe zemrat e miqve të Zotit, që kishin aftësi të jashtëzakonshme dridheshin të shqetësuara në çështjen e udhës së drejtë, le të mendojmë se sa të përpiktë duhet të jemi në këtë çështje ne besimtarët e thjeshtë.

Në letrat që ka shkruar i nderuari Halid Bagdadi drejtuar bijve të tij shpirtëror, zënë vend këto shprehje, të cilat janë shumë domethënëse për të gjithë ne:

"Ndërkohë që populli i sheh me dhembshuri, shumë njerëz të dobët ikin nga kjo botë duke e dhënë frymën e fundit të shpëtuar. Mirëpo, për fat të keq, shumë njerëz të dijes e të veprës, të pjekur shpirtërisht dhe me prejardhje të mirë, edhe pse kanë qenë prijës shpirtëror të kohës së tyre, kanë rënë pre e shkujdesjes shpirtërore dhe kanë vdekur jobesimtarë. Për shkak se, fryma e fundit është thelbësore në këtë çështje, të përpiqesh t'i bësh qejfin vetes dhe të biesh në grackën e mburrjes dhe mendjemadhësisë, është me të vërtetë një fatkeqësi shumë e madhe!

...Betohem në Allahun Teala se, që kur më ka lindur nëna e deri më sot, nuk besoj të kem bërë ndonjë të mirë e cila është e pranuar dhe me vlerë tek Allahu, aq, sa të mos kërkohet llogari për të. (Mirëpo, unë strehohem tek mëshira e Zotit tim.) Nëse gjatë kryerjes së punëve të mira nuk e sheh

nefsin (veten) tënd të falimentuar, ky është niveli më i lartë injorancës…

…Ju këshilloj të angazhoheni me punë të cilat do t'u bëjnë dobi në frymën e fundit, të zbatoni Sunetin e Profetit ﷺ, të mos shkoni pas bukurive mashtruese të kësaj bote kalimtare, dhe të mos harroni të luteni për sukses dhe përfundim (pra të jetojë ashtu siç dëshiron Allahu dhe të mund të vdesë me besim) të mirë të këtij robi të varfër (e ka fjalën për veten)."

Ky moral shembullor i të parëve tanë të mirë, tregon se edukimi në këtë rrugë shpirtërore nuk ka fund. Kjo, sepse as devotshmëria nuk ka fund. Përderisa edhe përgjërimet e të Pejgamberit ﷺ, drejtuar Allahut; *«Zoti im! Nuk munda të të njoh dhe nuk munda të bëhem robi Yt ashtu siç të takon.»*[25], vazhduan deri në frymën e tij të fundit, kush është ai rob që mund ta arrijë plotësisht përsosjen shpirtërore? Përveç pejgamberëve dhe ata që janë përgëzuar prej tyre, askujt nuk i është dhënë garanci. Pra, të gjithë janë të detyruar të shqetësohen dhe të përpiqen që frymën e fundit ta japin si besimtarë.

Nisur nga kjo, ata që thonë; "unë e plotësova edukimin shpirtëror!", janë ata që e lënë veten në gjysmë të rrugës. Lidhur me këtë, i nderuari

25. Munaui, Fejzu'l-Kadir, II, 520.

Mevlana, ka thënë:

"O byrazer! Mirësia hyjnore është një det i pafund. Çfarëdo që të arrish (prej atyre mirësive) në atë det, mos humb kohë, por ec përpara për hir të Zotit.

Në çfarëdo grade qoftë, unë bëhem skllav i përpjekjeve të njeriut, i cili është i vetëdijshëm se nuk e ka arritur ende pjekurinë e duhur shpirtërore dhe mirësinë e afërsisë me Allahun."

❀

Si rezultat i pastrimit të vazhdueshëm të zemrës me anë të edukimit shpirtëror, përveç përvojës njerëzore dhe mësimeve të tasavvufit, në sajë të mirësisë dhe bujarisë së Allahut, njeriu arrin një gjendje të tillë, që megjithëse në pamje mbetet njeri, shpirtërisht ai arrin pothuajse gradën e melekëve. Disa prej atyre që kanë arritur këtë gjendje, jetojnë si të padukshëm në botën e tyre të brendshme dhe të jashtme, njësoj si një yll i çfarëdoshëm në qiellin e pafund. Njerëzit e tillë, nuk dihen (nuk njihen).

Ndërsa disa të tjerë prej këtyre, për shkak të detyrave shoqërore që janë ngarkuar në përgjegjësi të tyre, dihen (njihen) -deri në një farë mase- dhe si pishtarë të rrugës së drejtë që fillon prej kohës së tyre e shkon drejt të ardhmes, kanë arritur të marrin hise prej së fshehtës së përjetësisë, duke vazhduar të

jenë shembuj të njerëzimit, për një kohë të gjatë. Ata arrijnë të perceptojnë shkakun kryesor, pra vullnetin hyjnor që gjendet pas zinxhirit të shkaqeve të çdo ndodhie. Për këtë arsye, ata jetojnë në paqen dhe qetësinë që u jep të kuptuarit e urtësive hyjnore. Gjithashtu, ata janë të ruajtur edhe nga shumë dobësi njerëzore, si paniku dhe shqetësimi.

Tashmë, për ta nuk ka asgjë të "kotë". Në përparimin shpirtëror që fillon me parimin; "mëshiroji krijesat për hir të Krijuesit!", fillojnë ta vëzhgojnë të gjithë universin dhe urtësinë e tij, të mrekulluar dhe me dashuri.

Këta miq të Allahut, për shkak se i shohin të gjitha krijesat me syrin e urtësisë dhe dashurisë, janë të sigurt edhe ndaj sulmeve të kafshëve të egra, sepse dashuria ka një ndikim të veçantë në bindjen e çdo gjëje që ke përballë. Ata nuk i shohin mrekullitë e universit në mënyrë të rëndomtë, si njerëzit e tjerë. Dhe me të vërtetë, që një njeri i zakonshëm nuk e sheh natyrën si një piktor, i cili ekspozon me kënaqësi tablotë e pikturuara duke imituar natyrën. Pra, ai nuk mund të ndjejë të njëjtat ndjenja ndaj universit dhe Allahut, sepse të gjitha mrekullitë i percepton si gjëra të zakonshme.

Ndërsa miqtë e Allahut, kanë një zemër të rafinuar dhe nuk janë si piktori, i cili bën piktura vetëm për të shtuar famën e vet, por jetojnë me një zemër

të mbushur me emocione dhe admirim përballë artistit të vërtetë dhe veprave të Tij. Ata arrijnë kënaqësinë e artit hyjnor në mrekullitë e pafundme të cilat fuqia hyjnore i ka krijuar në natyrë. Ata vështrojnë gjethet dhe lulet shumëngjyrëshe të bimëve të mbira e të rritura nga i njëjti dhé, variacionet e ngjyrave tek to, frutat me lloj-lloj ngjyrash, aromash e shijesh, dekoracionet e mrekullueshme të krahëve të fluturave, të cilat kanë vetëm një apo dy javë jetë, mrekullinë në krijimin e njeriut, si shikimi i syrit dhe mendimi i trurit dhe dëgjojnë me vëmendje fjalët e mrekullive të pafundme hyjnore.

Për njerëzit e tillë, tashmë, e tërë gjithësia, është si një libër i gatshëm për t'u lexuar. Ata i kanë kapërcyer dituritë në rreshta dhe kanë arritur te dituritë në zemra. Njëjtë si Mevlana Xhelaleddin Rumiu, i cili dikur, ndërsa ishte një myderriz që shihte punën e vet i kredhur në librat e veta në Medresenë Selxhuke, mori shkëndija nga mendimet orientuese të një dervishi të pasionuar, të quajtur Shems, me zemrën të mbushur plot me ashkun hyjnor dhe filloi të digjej edhe vetë me zjarrin e atij ashku. Ai Mevlanë, i cili pasi lindi në këtë mënyrë në klimën e pasionit hyjnor, i la mënjanë librat që i kushtoheshin diturisë formale dhe filloi të lexonte enigmat dhe qëndisjet e gjithësisë. Vetëm pas kësaj, ka mundur të formësohet kryevepra e tij, e quajtur Mesnevi, një lirikë përgjërimi e vaji, e cila zbulon enigmat dhe urtësitë

që përmbahen tek njeriu, gjithësia dhe Kurani.

Ja pra, mundësia e besimtarit për t'i përjetuar këto gjendje, varet vetëm nga zhvillimi i pasionit, aftësisë dhe potencës që ndodhen në zemrën e tij! Zemra të tilla, tashmë, pothuaj kanë arritur kulmin në rrugën për t'u bërë vend-vështrimi hyjnor. Duke e ngritur lart vlerën e një zemre të kulluar në këtë gradë -ngaqë në ndërtimin e saj kishte vullnet njerëzor- Mevlana ka thënë:

*Kabe bunjad-ı Halil-i Azer'est,*
*Dil, nazargah-ı Celil-i Ekber'est.*

Pra, Qabeja, është ndërtuar nga Halil Ibrahimi, i biri i Azerit. Ndërsa zemra është vend-vështrim i Allahut të Madhëruar!

Në librat me jetëshkrime që u përkasin sufive, haset shpesh paralelizmi figurativ mes Qabes dhe zemrës. Ky paralelizëm mbështetet në paralelizmin mes zemrës, si thelbi i njeriut dhe Qabes, si thelbi i gjithësisë. Që të dyja janë në pozicion qendror për sa i përket faktit që janë vend-vështrim hyjnor. Që të dyja janë pikëpërqendrime të shfaqjeve hyjnore. Fakti që në këto jetëshkrime herë herë zemra paraqitet me një stil shprehës, që e parapëlqen atë ndaj Qabes, pjesërisht bëhet për një entuziazëm pasionant, pjesërisht me qëllim për ta treguar rëndësinë e sjelljes së zemrës në këtë gjendje dhe pjesërisht, për t'i bërë interesante përpjekjet në këtë drejtim.

Këto fjalët të Ibn Omerit ﵁, drejtuar Qabesë, janë shumë domethënëse për ata të cilëve zemra u shndërrohet në vend-vështrim hyjnor:

"Sa e madhe je ti (Qabe)! Sa e lartë është fama jote! Por nderimi i një besimtari të vërtetë tek Allahut është më i madh se i yti!" (Tirmidhi, Birr, 85)

Zemra është vendi i besimit. Fakti që zemra e një besimtari të përkryer është më e çmuar se Qabeja, kuptohet edhe nga kjo shprehje e Ibn Omerit ﵁.

Sikur të donte ta përforconte këtë të vërtetë, Mevlana ka thënë:

"Nëse tek ti ka largpamësi, bëje tavaf Qaben e zemrës! Kuptimi i vërtetë i Qabes që ti pandeh se është bërë prej dheut, është zemra!

Zoti ta ka bërë detyrë tavafin e Qabes që shihet e që njihet, me qëllim që të arrish të fitosh Qaben e zemrës të pastruar e të purifikuar prej kotësive!

Ta dish mirë se, po qe se lëndon, prek dhe thyen një zemër e cila është vend-vështrimi i Allahut, edhe sikur të shkosh në këmbë në Qabe, mirësia që do të fitosh nuk e mbulon mëkatin e thyerjes së një zemre!"

Kurse i nderuari Abdulkadir Gejlani, Allahu e mëshiroftë, e shpreh kështu kushtin e kësaj lartësie sublime:

“Zemra u bëhet Qabe vetëm atyre që e kërkojnë njohjen e Allahut, të pastruar nga kotësitë!”

Në lidhje me këtë specifikë, Ismail Haki Burseviu thotë:

“Personi që hyn në zemër, është më i lartë se personi që hyn në Qabe. Është për këtë arsye që robërve të mirë dhe miqve të Allahut u thonë: «mos na nxirrni nga zemra!», duke kërkuar prej tyre frymëzim dhe interesim!”

Imam Rabbani, Allahu e mëshiroftë, e shpreh kështu faktin që njeriu është një “univers i vogël”:

“Njeriu është një përmbledhje e zvogëluar e universit. Prandaj, modeli i çdo gjëje që ekziston në gjithësi, ndodhet edhe tek njeriu!”

Për shkak të rëndësisë kaq të madhe që kanë zemra dhe shpirti në sigurimin e lumturisë dhe shpëtimit të njeriut, lëndimi i zemrës është konsideruar një gjynah shumë i rëndë nga të gjithë kompetentët e tasavvufit. Mevlana, ua tërheq vëmendjen atyre që i lëndojnë, i prekin dhe i thyejnë zemrat, duke thënë:

“Zemra (ndjenja) e shkatërruar që ti s’i jep vlerë as sa një fijeje kashte, është më e lartë edhe se Arshi, edhe se Kursia, edhe se Levhi, edhe se Kalemi!.. Edhe në qoftë ajo e ulët, ti mos e poshtëro zemrën! Edhe pse e ulët, ajo është e lartë e më përtej! Zemra e shkatërruar është qenia ku vështron Zoti!

Sa i bekuar është shpirti që e përbën atë! Riparimi i zemrës së thyer, të bërë dyqind copash, është më e mirë tek Allahu se shumë vepra të mira!.. Hesht! Edhe sikur të kesh dyqind gjuhë në çdo fije floku e të shprehesh me to, prapë zemra nuk mund të shpjegohet!"

Përparimi në edukimin e zemrës, -ashtu si në çdo veprimtari tjetër-, arrihet me pjesëmarrjen e ndihmës, mirësisë dhe bujarisë së Allahut në përpjekjet njerëzore. Sepse përpjekja njerëzore dhe veprat e mira, përveçse ndërtojnë themelin shpirtëror, ato janë shkaqe të mirësisë dhe ndihmës hyjnore. Nisur nga kjo, nëse njeriu hyn në këtë rrugë, ai duhet të lidhet me shpresa pas mirësisë dhe bujarisë së Allahut. Për shkak se mirësitë hyjnore e çojnë robin pak a shumë, por pa diskutim, në një arritje, në të gjitha rastet përfitimi është i padiskutueshëm. Mjafton që zelli dhe përpjekjet që pret Zoti për ta favorizuar dhe ndihmuar robin, të vihen në pah sipas mundësisë së robit.

Të vjetërit kanë thënë: *"Nëse s'arrihet dot e tëra e një gjëje, s'duhet hequr dorë nga ajo që është arritur!"* Kështu duhet menduar edhe në edukimin e zemrës, dhe jo të tregohet nënvleftësim për realizimin e asaj që njeriu ka mundësi ta arrijë!

Në tasavvuf, mistikën islame, ka një thënie proverbiale të tillë: *"Babai ndihmon, i biri përpiqet!"*

Pra, dikush që pret ndihmë nga mjeshtri, duhet të bëjë edhe vetë përpjekje! Edhe ajo çka pret Zoti, që është pafundësisht favorizues e bujar ndaj robit në çështjen e edukimit të zemrës, është që robi, në bazë të parimit *"kush njeh vetveten, njeh Zotin e vet"* dhe duke e njohur dobësinë dhe "asgjësinë" e vet përballë madhështisë hyjnore, të bëjë përpjekje të sinqerta e të vërteta, sepse, në luftën me vetveten, robi përpiqet, kurse suksesin e jep Allahu!

Pa diskutim, edhe llogaria që do të kërkojë Zoti nga robi, do të jetë në përpjesëtim me favoret hyjnore të realizuara prej Tij ndaj robit. E rëndësishme, është që robi të drejtohet kah e mira dhe dobia në përpjesëtim me mirësitë që i jepen!

**O Zoti ynë! Na jep mundësi të sodisim në pasqyrën tonë të zemrës shkëlqimet e së vërtetës, të fshehtat dhe urtësitë e të dy botëve, duke na i ndriçuar sytë dhe zemrat në atë mënyrë, që në botën tjetër të nderohemi me soditjen e bukurisë tënde!**

**Amin!**

# PËRMBAJTA